# Motivet që nxisin braktisjen e mëkateve

Bazuar në librin "*Talik ala beuaith al halas min edh dhunub*"
e shejkh AbduRrezak el Bedr

**Ligjëroi hoxhë Lulzim Perçuku**

**Titulli:**
*Motivet që nxisin braktisjen e mëkateve*

**Bazuar në librin:**
بواعث الخلاص من الذنوب
"*Talik ala beuaith al halas min edh dhunub*"
e shejkh AbduRrezak el Bedr

**Ligjëroi:**
hoxhë Lulzim Perçuku

**Transkriptoi:**
Albiona Olluri dhe Miranda Rama

**Kopertina dhe faqosja:**
Agron Hyseni

# Hyrje

Përderisa mëkatet janë burim i goditjes me fatkeqësi, me poshtërim dhe përulje në këtë botë dhe tjetrën, atëherë është obligim për çdo mysliman, i cili ia do të mirën vetes dhe është këshillues për veten e tij, që pasi ta kërkojë ndihmën prej Allahut, të përpiqet shumë në hulumtimin e atyre shkaqeve të cilat e shtyjnë dhe e stimulojnë në largimin prej mëkateve. Kjo është një temë shumë e rëndësishme dhe e nevojshme për myslimanin. Ai duhet t'ia kujtojë vetes çdo çast, çdo orë e çdo ditë, se duhet të hulumtojë për shkaqet që e shpëtojnë prej gjynaheve, me lejen e Allahut. Në këtë mënyrë, me ndihmën e Allahut ai shpëton prej dënimit dhe fiton shpërblim të madh.

Si në të kaluarën ashtu edhe sot, dijetarët kanë treguar se cilat janë shkaqet të cilat motivojnë dhe ndihmojnë në largimin prej mëkateve. Prej tyre është pa dyshim edhe dijetari i madh edukues Ibn Kajim el Xheuzijeh, Allahu e mëshiroftë, i cili në librin e tij Ud-detus saabiriine we dhekhiiratush sheekiriin - عدة الصابرين وذخيرة الشاكرين, që flet për shpërblimin i cili është përgatitur për durimtarët

dhe për falënderuesit, veçoi një temë të çmueshme, në të cilën përmend njëzetë motive (shkaqe) të cilat e forcojnë fenë dhe besimin tonë, dhe me lejen e Allahut na shpëtojnë ose na çlirojnë prej mëkateve. Ai i sqaroi ato me një sqarim shumë të dobishëm, në mënyrën më të mirë.

Këtë kapitull në fjalë, shejh Abdurrazak el-Bedër (Allahu e ruajttë) në librin e tij "*Talik ala beuaith al halas min edh dhunub*"[1] e shpjegon me komente të shkurtra duke sqaruar domethënien dhe qëllimin e atyre shkaqeve. Shejhu në parathënie thotë se qëllimi i tij është përhapja e dobisë së këtyre gjërave tek të gjithë myslimanët dhe të jenë si një derë ku ata trokasin e i kthehen Allahut me pendim të sinqertë, duke shpëtuar dhe u çliruar nga mëkatet që i kanë përfshirë ata. Lusim Allahun e Lartësuar që ta mëshirojë Ibn Kajimin dhe ta shpërblejë shejh Abdurrezakun për këto komente, t'i ngritë shkallët e tyre në xhenet dhe t'i falë të gjithë muslimanët!

[1] Dhe pikërisht, ky libërth që ke në dorë është transkriptim i ligjëratave që i ka ligjëruar hoxhë Lulzim Perçuku, bazuar tek komenti i shejkh Abdurrezak el Bedr që ia ka bërë këtyre shkaqeve të cekura nga ibn Kajim rahimehullah. Allahu i shpërbleftë me të mira të gjithë! Pas kësaj, vijojnë dhe katër ligjërata të tjera, emri i të cilave do të jepet në fusnotë.

# Motivet (shkaqet) që nxisin braktisjen e mëkateve

## Motivi i parë

Ibn Kajim rahimehullah[2] thotë*: "Madhërimi i Allahut me zemër, duke e ditur se Ai të sheh e të dëgjon, në çdo lëvizje e situatë. Zemra në të cilën gjendet kjo gjë, nuk ka mundësi t'i bindet shpirtit të tij e ta veprojë mëkatin."* Këtë më së miri e tregon Allahu i Lartësuar në këtë ajet:

**"Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet fuqinë e Allahut. Në Ditën e Kiametit, e tërë Toka do të jetë në grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen nën të djathtën e Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi idhujt që ia shoqërojnë Atij në adhurim!"**
Zumer, 67.

Kjo tregon se sa i Madhërishëm është Allahu. Këtë duhet t'ia kujtojmë vetës vazhdimisht. Gjithashtu thotë:

---

[2] Rahimehullah d.m.th.: Allahu e mëshiroftë.

**“Ç’është kështu me ju, që nuk e madhëroni Allahun siç duhet (duke e pasur frikë), ndërkohë që Ai ju ka krijuar në etapa (etapat e embrionit)?”** Nuh 13-14.

Ibn Abasi radijAllahu anhu kur e komenton këtë ajet thotë: “*Ç’është me ju që nuk e madhëroni Allahun ashtu siç e meriton dhe siç i takon Atij?!*” Kurtubiu rahimehullah komenton: “**ndërkohë që Ai ju ka krijuar në etapa**”, *qëllimi është për krijimin në mitrën e nënës, etapë pas etape, derisa është plotësuar krijimi juaj. Prandaj Ai i cili veproi kështu me ju, i Cili ka forcë për t’ju krijuar në këtë formë dhe të kujdeset për ju, Ai është më Meritori që ta madhëroni e respektoni.”*

Prej ngjarjeve që tregojnë se si ky motiv (shtytës) ndikon në shpirtin e besimtarit, është ngjarja që transmetohet prej sahabiut të njohur Xhubejr ibn el-Mut’im radijAllahu anhu[3], i cili kur i dëgjoi disa ajete në të cilat përmendet Madhështia e Allahut, menjëherë në zemrën e tij i lindi madhërimi dhe respekti ndaj Tij, e kuptoi se sa i Fuqishëm është Ai, se është Krijuesi, Furnizuesi dhe se Ai i drejton e rregullon çështjet në univers. Ky sahabi ishte

---

[3] RadijAllahu anhu d.m.th.: Allahu qoftë i kënaqur me të.

fillimisht idhujtar, por dëgjimi i këtyre ajeteve e shtyu atë të hyjë në Islam. Ai tregon:

"*E kam dëgjuar Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem duke e lexuar në namazin e akshamit suren Tur. Kur i dëgjova këto ajete* (ajetet 35 e më tutje):

**"A mos vallë, ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë ata krijues të vetvetes?! A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë aspak të bindur. A mos zotërojnë thesaret e Zotit tënd? Apo mos janë ata sunduesit e gjithçkaje?!"**, *zemra ime gati sa nuk fluturoi."*

Në një transmetim tjetër thotë: *"...ky ishte çasti i parë kur besimi u vendos në zemrën time."* Dhepastaj ka hyrë në Islam. Transmeton Buhariu në Sahihun e tij.

Kur shpirti (nefsi) e nxitë njeriun t'i bëjë mëkat Allahut, ai duhet ta kujtojë me zemrën e tij Madhërinë dhe Madhështinë e Tij dhe se sa i Fuqishëm është Ai, i Cili shumë lehtë mund të dënojë për atë mëkat. Ai është duke të të parë tyre, i shikon lëvizjet, veprat e veprimet e tua, i dëgjon fjalët të cilat i thua. Andaj, nëse besimtari e ndjen këtë në zemrën e tij, atëherë kjo padyshim që do ta

pengojë nga rënia në mëkat, me lejen e Allahut. Beshir ibn Harith el Hafi, rahimehullah, ka thënë:

“*Sikur njerëzit të mendonin për Madhështinë dhe Madhërinë e Allahut, nuk do t'i bënin asnjëherë mëkat.*”

Nuk ka mundësi njeriu që kur e kujton Madhërinë e Madhështinë e Allahut t'i bëjë mëkat Atij.

## Motivi i dytë

Ibn Kajim rahimehullah thotë*: “Dashuria ndaj Allahut të Lartësuar. Kur besimtari ia kujton vetës këtë, do ta braktisë mëkatin, për shkak të dashurisë ndaj Allahut, ngase ai i cili e do dikë patjetër se do t'i bindet atij. Braktisja më e mirë e mëkateve është ajo që vjen prej atyre të cilët e duan Allahun, siç dhe adhurimi më i vlefshëm është ai i atyre që e duan Atë. Prandaj, dallimi mes atij i cili i braktis mëkatet dhe e adhuron Allahun për shkak të dashurisë ndaj Tij dhe atij i cili e bën këtë për shkak të frikës prej dënimit të Tij, është shumë i madh.”* Kur Allahu i përshkruan besimtarët thotë:

**“Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç’i duan idhujtarët idhujt e tyre).”**
El-Bekare, 165.

Nëse besimtari e preokupon vazhdimisht zemrën e tij me dashurinë ndaj Allahut, atëherë kjo do ta largojë atë prej rënies në gjëra që e zemërojnë apo e hidhërojnë Atë. Gjynahet dhe mëkatet ia largojnë besimtarit pjesën e dashurisë ndaj Allahut të Lartësuar. Kjo varësisht nga mëkatet. Sa më shumë që bën mëkate aq më shumë largohet pjesa (hisja) e dashurisë ndaj Tij. Dashuria e sinqertë kërkon medoemos bindjen ndaj urdhrave të Allahut dhe largimin nga gjërat që e zemërojnë Atë. Allahu i Madhëruar thotë:

**“Thuaju (o Muhamed): “Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t’ju dojë dhe t’jua falë gjynahet!”**Ali Imran 35.

Janë disa vargje të cilat i atribuohen Imam Shafiut dhe Abdullah ibn Mubarekut, Allahu i mëshiroftë.

Ato janë:

*"Ti po i bën mëkat Allahut,*

*në anën tjetër po e shfaq dashurinë ndaj Tij!*

*Kjo analogji është një gjë e shëmtuar, e shpikur*[4]

*Sikur dashuria jote të ishte e sinqertë,*

*atëherë do t'i bindeshe Atij."*

Siç dhe tha ibn Kajimi: *"...ai i cili e do dikë patjetër se do t'i bindet atij."*

## Motivi i tretë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të kujtuarit, vazhdimisht, i mirësive dhe dhuntive të Allahut. Një njeri fisnik e i respektueshëm assesi nuk ia kthen me të keq atij i cili i ka bërë mirë. Këtë gjë e bëjnë vetëm njerëzit e pa edukatë. Kur besimtari kujton mirësitë e dhuntitë e shumta që ia ka dhënë Allahu, ndalet nga mëkatimi, për shkak të turpit që ka ndaj Tij. Nuk ka mundësi që besimtarit, i cili ka turp ndaj Allahut, t'i zbresin (vijnë) vazhdimisht mirësitë prej Tij e kurse ai*

---

[4]Nuk shkon me rregullat e analogjisë së saktë.

*t'i ngritë tek Ai kundërshtimet, mëkatet e veprat e shëmtuara (këtë nuk e vepron besimtari i cili i turpërohet Atij). Një engjëll t'i zbresë mirësitë e Allahut mbi të, kurse një tjetër t'i ngritë tek Ai mëkatet, sa i shëmtuar është ky raport apo këto vepra me të cilat ia kthen Allahut mirësitë që ia ka dhënë!"* Ka thënë Allahu:

**"Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni dot."**
Ibrahim 34.

Nuk janë me qindra, me mijëra, me miliarda, por janë të panumërta. Është i pamundur numërimi i tyre. Atëherë kur besimtari ia kujton këtë vetes, do të ruhet që këto mirësi të mos ia kthejë me mëkate e vepra të shëmtuara, siç tha ibn Kajim. Allahu vazhdimisht na mbulon me mirësitë e Tij. E si ka mundësi që t'ia kthejmë Atij me të këqija e mëkate?!

Dijetari i njohur Abdulgani el Makdisi rahimehullah ka një libër të quajtur "*Et tewwabin- të penduarit*", ku tregon një ngjarje që i ka ndodhur Ibrahim ibn Ed'hemit, njërit prej dijetarëve të njohur të selefit[5].

[5] Selefi janë tre brezat e arta: sahabët, pastaj tabiinët (brezi pas tyre), pastaj tabitabiinët (brezi pas tyre).

Një ditë vjen një njeri dhe i thotë Ibrahimit: *"O Ebu Is'hak*[6]*, unë e kam ngarkuar veten me shumë mëkate, prandaj m'i trego disa gjëra që e qortojnë shpirtin tim (pengojnë për të mos rënë në mëkate) dhe e ngjallin zemrën time."* Ai i tha: *"Nëse i pranon prej meje pesë gjëra dhe ke mundësi t'ju përmbahesh, asnjë mëkat nuk të dëmton dhe asnjë kënaqësi nuk të shkatërron." I tha: "M'i trego ato!"* I thotë Ibrahimi: *"Kur të shkon mendja t'i bësh mëkat Allahut, atëherë mos ha nga furnizimi i Tij!" –"E ku të ha duke qenë se çdo gjë në tokë është furnizim nga Ai?!" "Atëherë, a është gjë e mirë të hash furnizimin prej Tij dhe t'i veprosh mëkat Atij?!" –"Jo (nuk është gjë e mirë). Më trego të dytën!"* I thotë: *"Kur të shkon mendja t'i bësh mëkat Allahut, atëherë mos bano në tokën e Tij!" –"Kjo qenka më e rëndë sesa e para. Meqë nga lindja e perëndimi dhe çdo gjë mes tyre është e Allahut, ku të banoj unë?" –"Atëherë, a është gjë e mirë të hash furnizimin e Allahut, të banosh në tokën e Tij e t'i veprosh mëkat Atij?" –"Jo. Më trego të tretën!"* I thotë: *"Kur të shkon mendja t'i bësh mëkat Allahut duke qenë se e ha furnizimin e Tij dhe banon në tokën e Tij, atëherë gjej një vend ku nuk të sheh,*

[6] Nofka e Ibrahimit.

*sfidoje Atë dhe bëri mëkat!" –"Si ka mundësi ta gjej këtë vend kur Allahu jo vetëm se na sheh kudo që jemi, por e di edhe brendësinë tonë?!" –"Atëherë, a është gjë e mirë që të hash nga furnizimi i Allahut, të banosh në tokën e Tij, e ndërkohë t'i bësh mëkat duke qenë se Ai të sheh dhe i sheh edhe mëkatet që i bën në formë sfidimi ndaj Tij?" –"Jo. Më trego të katërtën!"* I thotë: *"Kur të vjen engjëlli i vdekjes për të ta marrë shpirtin, thuaji: Ma shtyj edhe pak, që të pendohem sinqerisht dhe të bëj vepra të mira!"* Ia kthen: *"Këtë gjë nuk e pranon engjëlli i vdekjes.[7]" –"Atëherë, nëse nuk mund ta shtysh vdekjen për asnjë çast për më vonë, për t'u kthyer tek Allahu me pendim të sinqertë, si shpreson kot se do të shpëtosh kur të dalësh para Allahut?" –"Më trego të pestën!"* Thotë: *"Kur të vijnë rojtarët e zjarrit të xhehenemit[8] mos shko me ta (për të të dënuar)."* Ia kthen: *"Ata nuk e pranojnë këtë." –"Atëherë si shpreson se do të shpëtosh në botën tjetër!?" –"Mjaftojnë mjaftojnë këto (të pestat)! Pendohem tek Allahu sinqerisht (nga mëkatet) dhe kërkoj falje prej Tij."*

---

[7] Allahu thotë në Kuran: **"Dhe, kur t'ju vijë çasti i caktuar i Allahut, askush nuk do të mund ta shtyjë atë**…" Nuh 4.
[8] Allahu i quan zebanije: **"Ne do t'i thërrasim Zebanijet (rojet e Xhehenemit)!"** Alek 18.

## Motivi i katërt

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"T'ia kujtosh vetes zemërimin dhe dënimin e madh të Allahut. Kur njeriu lëshohet në mëkate dhe është i vazhdueshëm në to, Allahu i Lartësuar zemërohet me të, e kur Ai zemërohet nuk ka mundësi ta pengojë askush këtë zemërim apo ta zmbrapsë atë. E mos të flasim për këtë rob të dobët (s'ka mundësi assesi ta bëjë këtë gjë)!"*

Allahu zemërohet e hidhërohet ndaj atij i cili i bën mëkat Atij. Allahu i Madhëruar thotë:

**"E, kur Na zemëruan, Ne u hakmorëm ndaj tyre..."**
Zuhruf 55.

Prandaj, nëse nefsi (shpirti) të shtyn të bësh mëkate, kujtoja këtë gjë vetes, se Ai zemërohet me mëkatet e njerëzve, pastaj hakmerret duke dënuar. Dhe askush nuk ka mundësi t'i kundërvihet dënimit dhe hakmarrjes së Tij, aq më pak ne që jemi krijesa të dobëta. Allahu thotë:

**"Ai, të cilin e zë zemërimi Im, është i humbur!"**
Ta ha, 81.

Besimtari duhet të ketë kujdes mos të bëjë vepra që e shkaktojnë zemërimin e Tij, e që si pasojë sjellin dënimin dhe hakmarrjen e Tij.

## Motivi i pestë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"T'ia kujtosh vetes se me veprimin e mëkateve do të humbasësh shumë nga mirësitë e kësaj dynjaje edhe tjetrës. Përmes mëkateve e emërton veten me shumë cilësi dhe emra të nënçmuar, (që llogariten si të këtillë) me fe, me logjikën e shëndoshë dhe me traditat e njerëzve. Përveç kësaj, i largon nga vetja shumë cilësi dhe emra të mirë e të lavdëruar, (që llogariten si të këtillë) me fe, me logjikën e shëndoshë dhe me traditat e njerëzve. Mjafton ajo se kur njeriu i vepron mëkat Allahut, bie besimi i tij, kurse grimca më e vogël e besimit është shumëfish më e mirë sesa dynjaja dhe çfarë ka në të. Atëherë, si ka mundësi që besimtari ta shesë besimin e tij për një epsh që ka kënaqësi të shkurtër, e në anën tjetër të mbesë jeta e keqe dhe pasojat e rënda?! Ik epshi, mbetet mjerimi! Është saktësuar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:*

*“**Kur imorali është duke bërë imoralitet, ai** (në atë moment) **nuk është besimtar**.”*

Disa sahabë kur e komentuan këtë hadith thanë: *“Nxirret besimi nga ai dhe qëndron sikur një çadër mbi kokën e tij. Nëse pendohet, i kthehet besimi.”* Disa nga tabiinët[9] kanë thënë: *"Hiqet prej tij besimi ashtu siç hiqet rroba, e nëse pendohet 'e veshë' përsëri atë." Në hadithin që e transmeton Buhariu në Sahihun e tij, tregohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka parë imoralët duke u dënuar në furrë duke qenë të zhveshur[10]. Ata i larguan prej vetes rrobat e besimit (kur bën imoralitet në këtë botë), prandaj do të dënohen të zhveshur në jetën e varrit. Kurse, zjarri i epsheve në zemrat e tyre (që vlonte si furrë), në varr është kthyer në furrë reale e cila ndizet me Zjarrin (e Xhehenemit), si dënim për ta.”*

Sikur ta dinte mëkatari se sa shumë vlera humbet në dynja dhe ahiret kur bën mëkate, do të ndalej nga të vepruarit e tyre. Siç përmend Ibn Kajimi, privimi më i

---

[9] Tabiinët janë brezi pas sahabëve.

[10]Ky është dënimi i tyre në jetën e berzehut (varrit). Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ia ka mundësuar Allahu të shohë lloje të njerëzve që dënohen në varr, e prej tyre janë dhe imoralët.

madh është humbja e përkryerjes (plotësueshmërisë) së besimit të tij. Në një hadith, Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

***"Imorali nuk ka mundësi të bëjë imoralitet e të jetë besimtar në atë rast, ashtu sikur ai që pi alkool nuk mund të jetë besimtar kur është duke e konsumuar atë dhe sikur vjedhësi nuk është besimtar në momentet kur është duke vjedhur."***[11]

Ai i cili bën njërën nga këto mëkate të përmendura në hadith, e privon veten nga besimi i plotë, dhe siç është e njohur te ehli suneti[12] ai e meriton të quhet besimtar fasik (i shthurur), besimtar i prishur, besimtar mëkatar. Ai e privon veten nga mirësitë e të dy botëve.

Prej mirësive të cilat i humbet besimtari kur i bën mëkat Allahut, është shkatërrimi i disa veprave të mira që ka bërë më herët, vepra me të cilat është afruar tek Ai dhe e ka merituar shpërblimin e Tij, kështu ato apo një pjesë e tyre i asgjësohen. Allahu i

[11] E transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

[12] Ehli suneti janë pasuesit e sunetit të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, në besim, në metodologji dhe në moral (në çdo gjë).

Lartësuar e di se sa i rëndë është mëkati dhe se vepruesi i tyre sa shumë humbet nga të mirat e bëra në të kaluarën. Theubani radijAllahu anhu transmeton nga Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* se ka thënë:

"***Unë di disa njerëz nga umeti im të cilët në Ditën e Kiametit do të vijnë me vepra të mira sa malet e Mekës dhe do të jenë të bardha*** (të pastra, pa njolla), ***por të gjitha ato Allahu i bën hi e pluhur***."

Ky është një kërcënim shumë i madh. Ne lexojmë për hadithet që flasin për veprat e mira dhe shpërblimet e tyre, i veprojmë ato dhe mashtrohemi pastaj duke u lëshuar në mëkate. I thanë: "*O i Dërguar i Allahut, na trego se kush janë këta njerëz që mos të bëhemi prej tyre duke mos e ditur*?" Tha:

"***Ata janë vëllezërit tuaj dhe nga lloji juaj[13], madje edhe falen natën ashtu sikur ju, por kur vetmohen prej të tjerëve dhe u vjen mundësia t'i bëjnë mëkat Allahut e t'i shkelin ndalesat e Tij, ata e veprojnë këtë***."

Katade rahimehullah ka thënë: "*Kush ka mundësi nga ju të mos e shkatërrojë (asgjësojë) një vepër të*

[13] Janë prej besimtarëve, muslimanëve.

*mirë që e ka bërë në të kaluarën duke bërë mëkat në të tashmen, le t'i përmbahet shumë kësaj gjëje derisa t'i vijë vdekja, ngase veprat e mira i shkatërrojnë veprat e këqija*[14]*, por edhe veprat e këqija i shkatërrojnë veprat e mira*."

## Motivi i gjashtë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: "*T'ia kujtosh vetes mposhtjen dhe fitimin, sepse kur njeriu arrin ta mposhtë nefsin e tij dhe të fitojë kundër shejtanit, do të ndjejë një ëmbëlsi, gëzim dhe lumturi, shumë më të madhe sesa kur e mposhtë armikun njeri. Ky ndikim është shumë i ëmbël për shpirtin dhe lumturia është më e plotë. Kurse fundi i kësaj është më i lavdëruari, është sikur fundi i atij që ka pirë një ilaç të dobishëm dhe përmes tij e ka larguar sëmundjen e trupit duke iu kthyer shëndeti i plotë.*"

Nefsi (shpirti, vetja) dhe shejtani janë dy burimet e të gjitha mëkateve. Nuk është armik për njeriun vetëm shejtani, por është dhe nefsi i tij. Prandaj, kur

---

[14] Thotë Allahu: "**veprat e mira i shlyejnë veprat e këqija**…" Hud 114.

njeriu i braktis mëkatet, ai ka arritur të triumfojë ndaj nefsit të tij dhe ta largojë e hidhërojë shejtanin (sepse ata e nxisin në mëkate e të këqija). E kjo gjë pa dyshim se do t'i sjellë ëmbëlsi në shpirt apo në zemër, kështu ai do ta shijojë ëmbëlsinë e krenarisë dhe fuqisë ngaqë arriti t'i bindet Allahut, të Gjithëmëshirshmit. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Vërtetë besimtari i lodh shejtanët e tij ashtu siç e lodh kafshën e tij në udhëtim.***"

Transmeton imam Ahmedi, saktëson shejkh Albani.

Shprehja e përdorur në hadith "jundi" d.m.th.: e lodh, e dobëson (e plogështon), sikurse kafsha kur lodhet e dobësohet (i plogështohet trupi duke rënë në peshë) pas një udhëtimi të gjatë. Kur besimtari i braktis epshet të cilat e nxisin të mëkatojnë dhe i kthehet Allahut me adhurim, pra i kundërshton urdhrat e shejtanit, atëherë ai e lodh dhe e dobëson shumë atë.

Prej argumenteve të tjera që tregojnë se nefsi dhe shejtani janë origjina e të gjitha gjynaheve dhe të këqijave, është edhe urdhri i Pejgamberit *salAllahu alejhi ue selem* për kërkimin e mbrojtjes dhe strehës

tek Allahu i Lartësuar prej nefsit dhe shejtanit, çdo mëngjes e mbrëmje dhe para fjetjes. Ai *salAllahu alejhi ue selem* i tha Ebu Bekrit radijAllahu anhu:

***"Thuaj: "O Allah, Krijues i qiejve e i tokës, i Dijshmi i të dukshmes dhe i të padukshmes, Zoti dhe Sunduesi[15] i çdo gjëje. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar meritor përveç Teje. Kërkoj strehë dhe mbrojtje tek Ti prej të keqes së vetes sime dhe prej të keqes së shejtanit e shirkut të tij, si dhe që të mos i shkaktoj ndonjë të keqe vetes sime e as vëllait tim mysliman!"[16] Thuaje këtë në mëngjes, në mbrëmje dhe kur të shtrihesh për të fjetur!"***

Hadithi është autentik siç e vlerëson Shejh Albani, e transmeton Ebu Daudi dhe Tirimidhiu.

Ibn Kajmi rahimehullah kur shpjegon këtë hadith thotë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem përmend dy burimet e sherrit, që janë nefsi dhe shejtani, dhe përmend dy përfundimet dhe mbaresat (se ku fillojnë dhe ku mbarojnë) e të këqijave të tyre. E kjo është se*

---

[15] Pra, Allahu është Ai i Cili ka krijuar universin, kujdeset dhe e zotëron çdo gjë në të.

[16] اللهم فاطر السماوات والأرض عالم الغيب والشهادة رب كل شيء ومليكه أشهد أن لا إله إلا أنت، أعوذ بك من شر نفسي وشر الشيطان وشركه، وأن أقترف على نفسي سوءً أو آجره إلى مسلم

*pasojat e këtyre dy të këqijave i kthehen ose vetë njeriut ose vëllait të tij mysliman. Kështu hadithi i bën bashkë burimet e të këqijave (nefsi dhe shejtani) dhe se ku përfundojnë (tek ti ose te vëllai yt mysliman). Hadithi i përmbledhë këto gjëra me fjalët më të shkurtra dhe më të qarta."*

Kur besimtari i kujton të këqijat që përmenden në këtë hadith, atëherë padyshim se do të mundohet t'i braktisë mëkatet në mënyrë që të arrijë triumfin ndaj nefsit, i cili siç e përshkruan Allahu: **"shpirti (i njeriut) është fort i prirur për të keqe"** Jusuf 53. E po ashtu që të arrijë të zemërojë e hidhërojë shejtanin, ngase kështu lartësohet me adhurimin ndaj Allahut, ndihet krenar se ka arritur t'i bindet Atij, e si rezultat fiton me një fitore të madhe në këtë botë dhe në botën tjetrën.

## Motivi i shtatë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: “*Ta kujtosh kompensimin, që është: ajo të cilën Allahu e ka premtuar për atë që i braktisë mëkatet dhe ndalet nga pasimi i epshit, për hir të Tij. Besimtari duhet të krahasojë (vë në peshojë) mes shpërblimit të cilin Allahu e ka premtuar për të dhe veprës të cilën e braktisë. Kështu ai patjetër se do të arrijë në përfundim se cila prej tyre është më parësore për t'i dhënë përparësi, pastaj atë duhet ta zgjedhë*[17] *për vetën e tij dhe të jetë i kënaqur me të.*”

Nëse njeriu i braktisë mëkatet, atëherë do të fitojë kompensim prej Allahut. Kur i lë mëkatet prej frikës ndaj Allahut, për hir të Tij, duke pasur si qëllim arritjen e Kënaqësisë së Tij dhe ruajtjen besimit të tij- sepse mëkatet e dobësojnë besimin-, atëherë patjetër se Ai do t'ia kompensojë qysh në këtë botë, kjo duke i dhënë kënaqësi në zemër dhe lumturi. Ai është Bujar, ia zëvendëson atë gjë me një kënaqësi në zemër, e cila nuk krahasohet me asnjë kënaqësi tjetër. Po ashtu do t'i japë bereqet e do ta bekojë.

---

[17] Shpërblimin të cilin ia ka premtuar Allahu.

Allahu thotë:

**“Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur** (lumtur) **dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë.”** Nahl 97.

Pra, përveç të mirave që Allahu ia jep njeriut në këtë botë, po ashtu ia kompenson edhe në ahiret (lënien e mëkatit) dhe ia mundëson hyrjen në xhenet. Aty do t’i gëzohet kënaqësive të pafundme që nuk përfundojnë kurrë, si shpërblim për braktisjen e mëkateve për hir të Tij. Allahu thotë:

**“Kurse ai që i është frikësuar madhërisë së Zotit të tij dhe e ka frenuar veten nga dëshirat, pa dyshim që do të ketë për strehë Xhenetin.”** Naziat 40-41.

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

“***Vërtetë, sa herë që ti e lë një gjë nga frika ndaj Allahut, Ai do të ta zëvendësojë me një gjë më të mirë***.” Transmeton imam Ahmedi.

Provat (dëshmitë) në fenë e Allahut për këtë (zëvendësim) që po flasim janë të shumta, si: rasti i konsumimit të alkoolit, për të cilin Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

*“**Alkooli është nëna e gjithë të këqijave.**”*

Atij që nuk konsumon alkool në këtë botë, Allahu do t’ia kompensojë në xhenet me një lumë prej verës, të cilës nuk i ndryshohet asnjëherë shija e nga ajo nuk ka kokëdhembje e barkëqitje. E ai i cili e ka konsumuar dhe e ka bërë këtë mëkat gjë të zakonshme, duke mos u penduar tek Allahu para vdekjes, atëherë Allahu e privon nga ajo (vera) në botën tjetër. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

*“**Ai i cili e konsumon verën në këtë botë dhe vdes pa u penduar, Allahu do ta privojë prej saj**[18] **në ahiret**.”*
Buhariu dhe Muslimi.

---

[18] Ajo nuk është e njëjtë me verën që pihet në këtë botë, e cila shkakton dëme të shumta dhe dehje.

## Motivi i tetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Ta kujtosh meijen e Allahut (se Ai është me ty)*[19]*. Ajo është dy lloje:*

***a) përgjithshme*** *(Allahu është me të gjithë krijesat, me dijen e Tij, me shikimin, dëgjimin e Tij etj.),*

***b) e veçantë*** *(veç për besimtarët).*

***Meija e përgjithshme*** *është se Allahu i sheh të gjitha krijesat e Tij, asgjë nuk i fshihet, dëgjon çdo gjë dhe di çdo gjë. Këtu (me këtë motiv) kemi për qëllim kujtimin e meijes së veçantë, siç thotë Allahu:*

**"Allahu, me të vërtetë, është me të durueshmit."** Enfal 46.

**"Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë."** Nahl 128.

**"Vërtet, Allahu është me punëmirët!"** Ankebut 69.

***Meija e veçantë***- *se Allahu është me ty- në momentet kur ti i braktis mëkatet për shkak të frikës ndaj Tij dhe*

[19] Është me ty me dijen e Tij (ndërsa me Qenien e Tij është lartë në qiell), duke të të ndihmuar, kujdesur për ty, mbrojtur, furnizuar etj.

*tregohesh i durueshëm, është më e mirë dhe dobishme për ty- në këtë  botë dhe botën tjetër- sesa të gjitha epshet e shfryra dhe kënaqësitë e përjetuara gjatë gjithë jetës. Atëherë si ka mundësi që njeriu ta humbasë këtë meije për një kënaqësi të shkurtër, e megjithatë nuk është kënaqësi e plotë dhe lë pasoja?! Këto kënaqësi janë sikurse ëndrrat e gjumit apo sikur hijet që shpejt largohen."*

Kujto se, sa herë që ti i braktisë mëkatet për hir të Allahut, Ai është me ty në mënyrë më të veçantë. Allahu është në mënyrë më të veçantë me disa robër të Tij, d.m.th.: është me ata që e kanë frikë Atë, me ata që janë bamirës, punëmirë, me ata që janë të durueshëm. Kjo meije kërkon medoemos se Allahu ka për të të ruajtur, ndihmuar, kujdesur dhe përkrahur. A ka kënaqësi më të madhe sesa kjo për besimtarin?! A ka motiv më të madh që e nxitë besimtarin në braktisjen e mëkateve? Andaj sa herë që shpirti të nxitë për veprimin e një mëkati, çoje ndërmend këtë gjë, tregohu i durueshëm e luftoje atë (shpirtin), dhe patjetër ke për ta fituar meijen e Allahut.

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka treguar një ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën, njihet si ngjarja e tre personave të cilët u strehuan në një shpellë nga shiu i madh dhe një gurë i madh ua pati zënë hyrjen e shpellës duke ua pamundësuar daljen; kur nuk mund të dalësh nga shpella e pret vdekjen. Ata i thanë njëri-tjetrit: "*Sot nuk ka mundësi askush të na shpëtojë përveç Allahut, prandaj luteni Atë me veprat e mira që i keni bërë për hir të Tij, në mënyrë që të na hapë hyrjen e shpellës!*" Secili prej tyre filloi ta luste Allahun përmes veprave të bëra për hir të Tij. Njëri prej tyre- që është dhe rasti i cili ndërlidhet me temën- i drejtohet Allahut me këto fjalë: "O Allah! *Unë e kam pasur një vajzë të axhës që e doja më së shumti në botë. Gjithmonë dëshiroja të flija me të, por ajo nuk pranoi, derisa një ditë familjen e saj e goditi varfëria e madhe.*[20]*Ajo erdhi tek unë për të kërkuar ndihmë dhe i thash: "Do të t'i jap 120 dinarë të arit, por të pranosh të kaloj natën me ty." Ajo pranoi për shkak të varfërisë së madhe*[21]*. Kur pata*

---

[20] Prej mungesës së shiut.

[21] Kanë qenë pranë vdekjes ajo me familjen e saj për shkak të varfërisë e urisë. Ndonëse kjo ka ndodhur te popujt më herët, në Islam nuk gjen argument që e lejon imoralitetin apo humbjen e virgjërisë për shkak të skamjes që e ka kapur vetë

*mundësinë të fle me të (siç fle burri me gruan e tij), ajo më tha: "Nuk ta fali të më ç'nderosh përveçse me të drejtë (me martesë)!" Kjo fjalë më preku shumë në zemër."* Në disa hadithe ka ardhur se ajo i ka thënë: *"Ke frikë Allahun!" –"Kështu unë u largova edhe pse ajo ishte njeriu më i dashur për mua, madje ia lash dhe floririn e premtuar. O Allah, nëse e kam bërë këtë vepër për hir Tëndin, atëherë na çliro nga kjo vështirësi në të cilën jemi!"* Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* thotë se Allahu i Lartësuar ua hapi derën duke ua larguar gurin, kështu ata dolën nga aty. Nga kjo ngjarje mësojmë se ky person e ka braktisur imoralitetin, edhe pse të gjitha shkaqet ishin të gatshme që ai të bie në këtë mëkat të madh, mirëpo e braktisi atë për hir të Tij. Dhe si rezultat i kësaj, Allahu ishte me të, pra e ruajti dhe e shpëtoi nga vdekja në shpellë.[22]

---

femrën apo familjen e saj. Femra e ka obligim ruajtjen e nderit të saj, atë guxon ta prekë vetëm burri i saj.

[22] Në hadith përmenden edhe dy ngjarjet e dy personave të tjerë, që kishin bërë vepra të mira, për shkak të të cilave Allahu e largon gurin pak nga pak, duke bërë që hyrja e shpellës të hapet krejtësisht.

## Motivi i nëntë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të kujtosh vdekjen dhe se ajo mund të të vijë befas. Njeriu gjithmonë duhet të ketë frikë se mos e befason vdekja dhe se Allahu ia merr shpirtin duke qenë ai i papërgatitur. Kështu i vije befas dhe ajo bëhet pengesë mes tij dhe gjërave të kësaj bote që ai i do e i pëlqen, por njëkohësisht bëhet pengesë mes tij dhe gjërave të kënaqshme*[23] *të botës tjetër. Ky është një pikëllim i madh që e kaplon në ato momente, është shumë i hidhur dhe i vështirë. Këtë nuk e di askush përveç atij që e ka provuar (që ka vdekur). Në disa libra të vjetër shkruan: "O ti që nuk je i sigurt për vetën tënde as sa hap e mbyll syrin! Asnjë ditë nuk e ke të plotë të cilën e kalon në gëzime e lumturi. Ki kujdes, ruaju!"*

Allahu i Lartësuar thotë:

"**Çdo popull ka afatin e vet. Kur t'i vijë koha e fundit, ata nuk mund ta shtyjnë, qoftë edhe për një çast dhe as nuk mund ta shpejtojnë."** Araf34.

---

[23] Ka humbur shpërblime e të mira të ahiretit, sepse nuk ka qenë i përgatitur për takimin me Allahun, duke qenë i shkujdesur ndaj veprave të mira shpërblimet e të cilave do t'i korrte në ahiret.

Njeriu nuk e di se kur është ky moment i befasishëm, është një gjë që e di vetëm Allahu. Ai mund të mendojë se është akoma në kulmin e rinisë, ka forcë, se do të jetojë edhe shumë vite të tjera, ta arrijë pleqërinë etj. Dhe kështu nuk e ndjen fare veçse kur e kupton se vdekja e befasoi. Sahabiu i njohur Ibn Umeri radijAllahu anhu ka thënë: "*Kur të vijë mbrëmja, mos e prit mëngjesin dhe kur të vijë mëngjesi, mos e prit mbrëmjen*!" Ky është dhe realiteti i kësaj bote. Ata që kanë vdekur gjatë ditës, janë zgjuar në mëngjes porse nuk e kanë arritur mbrëmjen.

Edhe Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* çdo herë ua kujtonte shokëve të tij se vdekja është afër dhe shumë shpejt mund ta befasojë ndonjërin prej tyre:

"***Vazhdimisht kujtojeni atë e cila ua ndërpret*** *(shkatërron)* ***kënaqësitë e kësaj bote***!"

Kur njeriu ia kujton vetës vdekjen dhe se shumë shpejt mund të largohet nga kjo botë, atëherë kjo pa dyshim e nxitë të mos bie në mëkate.

## Motivi i dhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"T'ia kujtosh vetes fatkeqësinë dhe mirëqenien (shpëtimin), ngase në realitet fatkeqësi e vërtetë është bërja e mëkateve dhe pasojat e tyre, kurse mirëqenia e plotë është adhurimi që ia bën vetëm Allahut dhe rezultatet e mira që vijnë pastaj. Njerëz të sprovuar janë ata të cilët i bëjnë mëkat Allahut edhe pse trupat i kanë të shëndoshë. Kurse, njerëzit e mirëqenies janë ata të cilët i binden Allahut edhe nëse kanë sëmundje në trupat e tyre. Disa prej selefit kanë thënë: "Kur t'i shihni njerëzit e sprovuar, luteni Allahun t'ju shpëtojë nga ajo sprovë (t'ju japë mirëqenie)", ngase njerëz të sprovuar janë ata të cilët i bëjnë mëkat Allahut dhe janë të shkujdesur. Edhe pse sprova e fatkeqësia më e madhe është sprovimi me bërjen e mëkateve, kjo fjalë e selefit përfshinë të gjitha sprovat, pavarësisht a janë në trup apo në fe, e Allahu e di më mirë."*

Duhet ta ketë parasysh njeriu se kush në realitet është i shpëtuar e kush i sprovuar. Nga fjalët e Ibn Kajimit kuptohet se mëkatet janë rreziku e sprova më e madhe për besimtarin. Nuk ka fatkeqësi e rrezik më të madh që e godet besimtarin sesa bërja

e mëkateve, kurse mirëqenia e plotë është kur ai i bindet Allahut, e prej bindjes ndaj Tij pa dyshim është dhe largimi nga mëkatet.

Allahu e ka ndarë sprovimin mbi njerëzit me kaderin e Tij, kështu disa i sprovon e disave u jep mirëqenie e shpëtim. Prej lutjeve më madhështore me të cilat e lusim Allahun, është që të na japë shpëtim dhe mirëqenie. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

"***Nuk ka lutje më të vlefshme me të cilën njeriu e lut Allahun, sesa të thotë: "O Allah, kërkoj nga Ti mirëqenie*** *(shpëtim)* ***në këtë botë dhe tjetrën*****!"**[24]
Ibn Maxheh.

Po ashtu ka thënë:

"***Kërkoni nga Allahu falje e shpëtim*** (عَافِيَة-mirëqenie)***, ngase askujt nuk i është dhënë pas besimit e bindjes një gjë më e mirë dhe më e vlefshme sesa mirëqenia në të dy botët*** (shpëtimi nga mëkatet)***!"*** Tirmidhiu**.**

[24] اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَافِيَةَ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ – All-llahum-me in-nii eselukel aafijete fiid-dunjee wel eekhirah.

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka porositur shokët dhe familjen e tij që sa më shumë ta shtojnë këtë lutje. Një ditë i ka thënë axhës së tij Abasit radijAllahu anhu:

***"O axha im, shtoje sa më shumë lutjen që Allahu të të japë shpëtim** (mirëqenie) **në këtë botë dhe tjetrën!"***[25]

## Motivi i njëmbëdhjetë

Ibn Kajim thotë: *"Ta trajnosh vetveten. Kur njeriu dëshiron ta forcojë besimin e tij dhe bie në konflikt me veten e tij (duke iu bërë rezistencë dëshirave të tij), atëherë këtë rezistencë duhet ta bëjë gradualisht, në mënyrë që të arrijë të shijojë kënaqësinë e triumfit. Nëse vepron në këtë mënyrë, i forcohen edhe më shumë ambiciet, energjia dhe fuqia, sepse atij i cili e shijon kënaqësinë e një gjëje, i shtohet edhe më shumë vrulli për realizimin e saj. Kur njeriu e bën të zakonshme praktikën dhe zbatimin e punëve të vështira (të përditshme), vazhdimisht i shtohet fuqia në praktikimin e tyre. Shembull: forca e hamallëve, apo e atyre që kanë zanate të vështira, shtohet*

[25] Lutjen te fusnota paraprake.

*vazhdimisht gjatë praktikës së atyre punëve, për dallim prej atij që merret me tekstil apo rrobaqepësit, të cilët nuk bartin forca të rënda e as nuk u shtohet fuqia.*[26] *Atij i cili i dorëzohet plotësisht dëshirave e mëkateve i dobësohen motivet për lënien e tyre dhe i forcohen nxitësit që e forcojnë dëshirën e tij për mëkate. Kur arrin nivelin e bërjes si diçka të zakonshme kundërshtimin ndaj dëshirave e mëkateve, do të arrijë të triumfojë ndaj shpirtit kur të dëshirojë."*

Këtu ibn Kajim përmend atë se njeriu duhet ta përforcojë rezistencën e tij ndaj gjërave të cilat e shtyjnë në kryerjen e mëkateve dhe të këqijave. Nga këto fjalë kuptojmë se prej dobive dhe vlerave që përfiton njeriu kur e lufton shpirtin, pasionin e dëshirat e tij dhe shejtanin, është arritja e imunitetit ndaj këtyre (bëhet imun, i fortë). Kur ai bën vazhdimisht rezistencë kundër tyre, atëherë rrjedhimisht i dobësohet dëshira për rënie në mëkate. Sa më shumë që e lufton shejtanin dhe

[26] Kështu edhe njeriu duhet vazhdimisht të shtojë luftën dhe konfliktin me nefsin, dëshirat dhe epshin e tij, e edhe forca e rezistencës shkon duke iu shtuar.

dëshirat, aq më e lehtë i bëhet braktisja e mëkateve. Allahu i Lartësuar thotë:

“**Ata që luftojnë për çështjen Tonë, sigurisht, Ne do t’i udhëzojmë drejt udhëve Tona. Vërtet, Allahu është me punëmirët!”** Ankebut 69. Dhe: **“Allahu ua shton udhëzimin atyre, që janë në rrugë të drejtë.”** Merjem 76.

Kur myslimani e lufton nefsin e tij dhe u bën rezistencë shtytësve që nxisin për të bërë mëkate, atëherë është premtim nga Allahu se Ai do t’ia lehtësojë rrugët e udhëzimit drejt Tij, për dallim prej atij i cili u dorëzohet shtytësve që nxisin të keqën. Kur u dorëzohet atyre, rezistenca e tij shkon duke u dobësuar derisa të bëhet skllav i epsheve (dëshirave)[27] të tij duke mos mundur t’iu ikë, porse ecë në bazë të asaj që e orientojnë ato.

Ibn Kajimi rahimehullah në librin El feuaid thotë: “*Njerëzit të cilët e kanë arritur udhëzimin më të plotë, janë ata të cilët përpiqen dhe luftojnë (rezistojnë) më së shumti. Prandaj lufta më obligative për njeriun është kur ai e lufton veten, pasionet e dëshirat, shejtanin dhe jetën e kësaj bote. Prandaj*

[27] Që janë në kundërshtim me fenë e Allahut.

*kush i lufton këto katër gjëra për hir të Allahut, Ai gjithsesi do ta udhëzojë atë në rrugët të cilat e dërgojnë tek kënaqësia dhe xheneti i Tij. Kurse ai i cili e braktis luftën dhe rezistencën ndaj këtyre katër gjërave, do të humbasë nga udhëzimi varësisht sa është neglizhent ndaj kësaj lufte (rezistence ndaj tyre).”*

## Motivi i dymbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: “*Të largosh nga vetja mendimet e kota dhe të këqija. Sa herë që besimtarit i vijnë mendimet e këqija duhet t’i refuzojë e të mos i pranojë. Gjithashtu të mos lejojë të bëjnë vend dhe strehë në zemrën e tij, sepse kur ndodh kjo atëherë ato kalojnë në dëshira. Ato janë kapitali i njerëzve të dështuar dhe të falimentuar. Duhet ditur se çdoherë kur mendimet (e liga, që nxisin në mëkate) zënë vend në zemrën e njeriut, ato pastaj kalojnë në dëshira e shpresa. Pastaj këto shpresa dhe dëshira shkojnë duke u forcuar derisa të bëhen preokupime* (për të cilat merakoset). *Vazhdojnë të forcohen ende derisa të bëhen edhe qëllime (të cilat dëshiron t’i realizojë). Forcimi i tyre vazhdon derisa të bëhen vendime të*

*prera (bëhet i vendosur se do t'i realizojë qëllimet që i dëshiron). Kështu që, për të është shumë më e lehtë nëse fillimisht e refuzon mendimin e ligë, sesa të merret më pas me pasojat duke u përpjekur në të luftuarit dhe largimin e tyre, pasi ndodhin ato dhe pasi i bëhen të zakonshme."*

Siç e sqaroi Ibn Kajimi rahimehullah, mëkati burimin e parë e ka tek këto mendime, ku fillimisht është vetëm mendim që kalon në mendjen e zemrën e njeriut, pastaj vazhdon duke u forcuar derisa të bëhet shpresë dhe dëshirë, pas kësaj shndërrohet në preokupim dhe shqetësim. Kur njeriu ka një gjë si preokupim (për të cilin merakoset), atëherë zemra e tij do të lëvizë drejt saj, do ta dëshirojë atë. Pas një kohe kjo bëhet një dëshirë e keqe tek ai. Kur kalon në këtë nivel, njeriu do të marrë vendim për realizimin e asaj dëshire. Më e mira për njeriun është që të shkëpusë me fillim rrugën e këtyre mendimeve të këqija, duke i larguar ato (mendimet), qysh kur fillojnë të zënë vend në zemrën e tij. Kjo është më e lehtë sesa të përballet pastaj me pasojat. Nëse tregohet neglizhent ndaj kësaj dhe bie në mëkat, atëherë do ta ketë të lehtë bërjen e mëkateve njërin pas tjetrit, derisa t'i bëhen

si tipar ose ves i pandashëm, si një formë e jetesës që e shoqërojnë çdoherë.

Imam Ahmedi rahimehullah sjellë një shembull për gjendjen e njeriut karshi rënies në mëkate. Një ditë ai ecë në një rrugë me baltë. Dhe kuptohet se personi me rroba të pastra tregohet i kujdesshëm që mos t'i bie ndonjë njollë e baltës në rroba e t'ia zhysë ato. Mirëpo, duke ecur i hyn këmba në baltë dhe nga kjo rrobat i bëhen të papastra, dhe meqë i ndodhi kështu atëherë zhytet edhe më shumë (d.m.th. vazhdoi të ecë pa ruajtur prej baltës). Dhe u drejtohet nxënëseve të tij (të cilëve ua afron këtë shembull) me fjalët: *"Ky është shembulli i besimtarit karshi mëkateve. Fillimisht ai ruhet prej tyre, porse nëse lejon të njolloset në to, atëherë do të zhytet i tëri në to (duke i vepruar).*" Andaj duhet pasur kujdes qysh fillimisht të mos lejojmë që mëkatet të na "spërkasin" rrobat e besimit tonë.

## Motivi i trembëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të përpiqesh të shkëputësh të gjitha shkaqet të cilat të thërrasin të veprosh në pajtim me dëshirat e tua. Nuk është këtu qëllimi që njeriu mos të ketë dëshira, por të mundohet që të gjitha dëshirat e tij t'i drejtojë në ato gjëra që i bëjnë dobi, t'i përdorë dhe t'i vë në zbatim të gjërave që e kënaqin Allahun. Kur njeriu vepron kështu, kjo e shtyn mos t'i përdorë dëshirat e tij në vepra me të cilat i mëkaton Allahut. Çdo gjë të cilën njeriu e vepron për hir të Allahut, Ai do ta ndihmojë dhe do ta ruajë që këto gjëra të mos i përdor në vepra të këqija duke i plotësuar dëshirat e ndaluara apo duke iu bindur shejtanit. Nëse dëshirat e tij nuk i përdor për hir të Allahut, do t'i përdorë në bindjen ndaj shpirtit apo shejtanit. Kështu (sjellë disa shembuj), nëse dijen nuk e merr për hir të Allahut, atëherë je duke e marrë për veten e dëshirat tua, nëse veprat e mira nuk i bën për hir të Allahut, atëherë je duke i bërë për syefaqësi e hipokrizi, nëse pasurinë me të cilën të furnizon Allahu nuk e shpenzon për hir të Tij, atëherë patjetër se do ta shpenzosh në bindjen ndaj shejtanit dhe epsheve tua, nëse pozitën të cilën të ka dhënë Allahu nuk e përdor për hir të Tij, atëherë*

*do ta përdorësh patjetër për dëshirat dhe qëllimet e tua, nëse fuqinë fizike nuk e përdor në adhurim ndaj Allahut, atëherë patjetër do ta përdorësh për mëkate ndaj Tij. Prandaj kushdo që e trajnon veten dhe e bën të zakonshme që veprat t'i kryejë për hir të Allahut, atëherë atij do t'i vije shumë rëndë që një vepër ta bëjë për hir të dikujt tjetër përveç Tij. Ndërsa, ai i cili e ka bërë të zakonshme që veprat (adhurimet) t'i kryejë për dëshirat e qëllimet e tij, që të kenë hise në to* (ta lavdërojnë, të fliten fjalë të mira për të etj.), *atëherë ai e ka shumë të vështirë që veprat e tij t'i bëjë sinqerisht për Allahun. Kështu mund të bëjmë analogji (krahasim) edhe për veprat e tjera. Ai që e shpenzon pasurinë e tij për hir të Allahut, duke e bërë këtë gjë si të zakonshme, do ta ketë shumë të vështirë që ta shpenzojë për dikë tjetër. Mirëpo edhe e kundërta e kësaj është njëjtë."* Andaj nëse është mësuar ta shpenzojë pasurinë e tij për të tjerët, që ta shohin dhe ta lavdërojnë, është shumë e vështirë që ta shpenzojë atë për hir të Allahut.

Në këtë pikë ibn Kajim përmend që dëshirat tona t'i drejtojmë në ato gjëra me të cilat është i kënaqur Allahu i Lartësuar dhe i do. Në këtë botë patjetër se ka shkaqe dhe gjëra të cilat të detyrojnë e të shtynë

që dëshirat e tua t’i drejtosh kah gjërat e kota e të ndaluara. Prandaj myslimani e ka obligim t’i kushtojë rëndësi të madhe shkëputjes së këtyre lidhjeve dhe shkaqeve, si dhe të mundohet shumë që dëshirat e tij t’i orientojë në gjërat që i do Allahu. Për këtë arsye kur është pyetur Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem*: *“Cila është lufta më e vlefshme?”* ai ka thënë:

***“Të luftosh nefsin dhe dëshirat e tua për hir të Allahut.”***

Allahu i Lartësuar i ka nënçmuar shumë ata të cilët i binden në mënyrë absolute dëshirave të tyre. Thotë:

“**Kush, përveç Allahut, mund ta udhëzojë atë njeri, që dëshirat e veta i ka bërë zot** (të cilin e adhuron); **atë njeri, të cilin Allahu, duke e njohur për të tillë, e ka shpënë në humbje, duke ia vulosur dëgjimin dhe zemrën e duke i vënë perde para syve të tij?! A nuk po merrni vesh?”** Xhathije 23.

Katade rahimehullah për atë se çfarë është për qëllim me **“që dëshirat e veta i ka bërë zot”** thotë: “*Në çdo gjë që e dëshiron e vepron, pavarësisht a është gjynah apo jo, nuk e ka frikë Allahun.*”

Ibn Kajimi rahimehullah në librin “Kopshti i të dashuruarve”, shkroi një kapitull të veçantë që tregon se si njeriu duhet t’i nënshtrojë dëshirat e tij. Aty përmendi 50 shkaqe të cilat e ndihmojnë në arritjen e mposhtjes dhe ngadhënjimit ndaj dëshirave, shkaqe me të cilat njeriu arrin t’i detyrojë dëshirat e tij në pasimin e fesë së Allahut dhe veprimin në përputhje me ato vepra me të cilat Ai është i kënaqur dhe i do ato. Në fund të këtij kapitulli, Ibn Kajimi shkruan: “*Duhet ditur se kur i kundërshton dëshirat e tua, kjo patjetër do të sjellë rezultat se do të jesh i nderuar në këtë botë dhe botën tjetër, se do të jesh i ngritur nga e jashtmja (prej njerëzve) dhe nga e brendshmja. Kurse, kur i pason dhe ndjek dëshirat e tua, atëherë ato do të poshtërojnë në të dy botët dhe do të përçmojnë në të jashtmen dhe të brendshmen tënde.*”

## Motivi i katërmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të meditosh rreth mrekullive të ajeteve (shenjave) të Allahut. Allahu na ftoi në meditimin rreth tyre. Këto argumente janë dy lloje: ajetet e Kuranit dhe shenjat e krijimit të Allahut (në univers). Kur këto mbizotërojnë zemrën e njeriut (duke i vepruar), do t'i largojnë prej tij vesveset dhe pëshpëritjet e shejtanit. A ka humbje më të madhe për njeriun se sa ajo që pasi Allahu ia ka mundësuar që vazhdimisht të jetë në bisedë me Allahun (kur e lexon Kuranin),[28] me të Dërguarin e Tij (duke i lexuar hadithet) dhe me sahabët (kur lexon etheret), e megjithatë ua ka kthyer shpinën dhe ka marrë për bashkëbisedues shejtanët prej njerëzve dhe xhindëve (duke e cytur dhe i pëshpëritur)?! Nuk ka humbje më të madhe sesa kjo. Vetëm prej Allahut kërkohet ndihmë."*

Çdoherë kur besimtari mediton rreth mrekullive të Allahut që gjenden në ajetet (shenjat) e Tij, qofshin

---

[28] Kur njeriu e lexon Kuranin, duhet ta bëjë këtë sikur Fjalët e Allahut po i drejtohen atij. Allahu na është drejtuar me këtë Kuran.

ajete kuranore[29] apo ajete të cilat i ka krijuar[30] dhe i ka vendosur në këtë univers, atij patjetër do t'i hapen shumë dyer të mirësisë dhe do ta angazhojë zemrën e tij me besimin ndaj Allahut e që vazhdimisht të jetë i lidhur me Të. Nga kjo patjetër do të rezultojë se ai do të largojë nga vetja mëkatet dhe shkaqet të cilat e dërgojnë deri te rënia e zhytja në to.

Siç tha ibn Kajim, kur njeriu mediton rreth këtyre dy llojeve të ajeteve, kjo llogaritet prej shkaqeve kryesore që ai të largojë prej vetes cytjet e dyshimet që shejtani ia sjellë. Allahu thotë:

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës (duke thënë:) "O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto lartësuar qofsh (nga çdo e metë)! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit."** Ali imran 190-191.

---

[29]Ajete që lexohen, ajetet e Kuranit i cili është Fjalë e Allahut.
[30] Ajeh d.m.th. shenjë, provë, dëshmi. I gjithë universi, i gjithë krijimi, është dëshmi dhe provë për madhështinë e Allahut, dijen e Tij etj.

Një prej dijetarëve të mëhershëm, Ebu Sulejman ed Darani rahimehullah thotë: *“Sa herë të dal nga shtëpia dhe në atë gjë mbi të cilën bie shikimi im, ose shoh një dhunti që ma ka dhënë Allahu ose në të marr mësim (kur meditoj).”*

## Motivi i pesëmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *“Të meditosh për jetën e kësaj bote, se sa shpejt ikë dhe sa afër është të shkatërrohet e gjithë bota. Veç ai i cili fare nuk ka ambicie të larta (për të vepruar vepra të larta), nuk ka burrni (nuk është besimtar i fortë) dhe të cilit i ka vdekur zemra, është i kënaqur që si furnizim[31] të tij të marrë gjërat më të përbuzura të kësaj bote dhe që më së paku i bëjnë dobi në botën ku do të jetojë përherë. Njeriu do të pikëllohet shumë kur me sytë e tij do të shohë realitetin e atyre gjërave me të cilat është furnizuar dhe do t’i bëhet e qartë se nuk ka pasur kurrfarë dobie prej tyre. E si është çështja me atë njeri i cili e ka braktisur furnizimin (për botën tjetër) që i bën dobi dhe në vend të tij ka marrë ato gjëra për*

[31] D.m.th. përgatitet për botën tjetër me vepra të padobishme.

*shkak të të cilave do të dënohet dhe do të ndjejë dhimbje të papërballueshme?! Madje, nëse njeriu furnizohet në jetën e kësaj bote me gjëra që i bëjnë dobi në botën tjetër, porse për shkak të tyre i ka lënë gjërat që janë më të dobishme, për këtë (angazhim) do të pikëllohet shumë në botën tjetër."*

Në këtë pikë ibn Kajim përmend meditimin rreth jetës së shkurtër të kësaj bote, e cila shumë shpejt do të kalojë dhe se shumë shpejt bota do të shkatërrohet e do të ndodhë Kiameti. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

***"Çfarë më lidh mua me dunjanë! Karshi saj jam sikur një kalorës i cili ka zbritur nga kali i tij për t'u freskuar nën hijen e një peme. Pasi e ka arritur qëllimin, i ka hipur kalit dhe ka ikur."***

Kështu është jeta e kësaj bote, sikur një hije që shumë shpejt kalon. Megjithatë, kjo jetë edhe pse është e shkurtër dhe kalimtare, është e stërmbushur me sprova e fatkeqësi. Kur njeriu mediton kështu, patjetër se do të vijë në përfundim se nuk ia vlen të humbasë kohë në kënaqësitë e kësaj bote të cilat nuk i bëjnë dobi dhe se preokupimi me to vërtetë është një humbje e qartë.

E mos të flasim kur e humbet kohën në mëkate, të cilat pastaj do të jenë si dënim e ndëshkim i rëndë për të në Ditën e Gjykimit. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

***"Ji në këtë botë sikur një i huaj (mërgimtar) apo si udhëtar."***

Ai që është në udhëtim apo në mërgim, nuk e lidh zemrën për vendin e huaj (për tek i cili ka marrë rrugën), porse zemra e tij qëndron e lidhur me vendin e tij, që të kthehet në të përsëri, dhe qëllimi i këtij udhëtimi është kryerja e nevojës për të cilën është nisur dhe kthimi i serishëm në vendin e tij. Kështu duhet të jetë dhe besimtari në raport me jetën e kësaj bote. Ne nuk jemi krijuar për këtë botë, porse jemi krijuar për botën tjetër. Besimtari është krijuar për në xhenet. Gjithmonë shqetësimet, qëllimet e preokupimet e tij duhet të jenë për botën tjetër, ndërsa kjo botë duhet të merret vetëm sikur periudhë (kohë) që shumë shpejt kalon, e përmes së cilës furnizohet[32] për kthimin në botën tjetër, në xhenet, te shpërblimi i Allahut.

[32] Përgatitet për botën tjetër duke e adhuruar Allahun dhe duke bërë sa më shumë vepra të mira.

## Motivi i gjashtëmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: "*Të kërkosh strehë (të lutesh) tek Ai, mes dy Gishtave të të Cilit janë zemrat e njerëzve dhe në dy Duart*[33] *e të Cilit janë të gjitha çështjet. Të gjitha çështjet në vazhdimësi përfundojnë tek Ai. Kur njeriu vepron kështu, ka shpresë të madhe që lutjen e tij ta bëjë në përputhje me një kohë në të cilën Allahu e lëshon Mëshirën e tij. Ka ardhur në një ether të njohur në të cilin thuhet se Allahu ka disa nefehat (çaste kur e lëshon Mëshirën e Tij) gjatë ditëve. Andaj përpiquni vazhdimisht ta ekspozoni veten para këtyre çasteve në të cilat Allahu e lëshon Mëshirën e Tij dhe luteni Atë që t'ua mbulojë të metat, gabimet e lëshimet dhe t'u japë siguri prej gjërave nga të cilat frikësoheni. Kur vazhdimisht vepron kështu, do ta kapësh atë kohë (çast), në të cilën nëse robërit e Tij i luten, Allahu nuk e kthen lutjen mbrapshtë, ngase atij që ia mundëson të lutet i përgjigjet. Sikur Allahu mos të dëshironte t'i përgjigjej lutjes tënde, nuk do ta mundësonte t'i luteshe, siç ka*

[33] Allahu ka gishtërinj dhe dy duar, ashtu siç i takon Madhërisë së Tij, por të cilat nuk ngjasojnë me të krijesave, ne nuk kemi dijeni se si janë ato, por i besojmë pa shtrembërim, pa refuzim, pa formëdhënie dhe pa përngjasim/shëmbëllim.

*thënë një dijetar në një varg poetik duke iu drejtuar Allahut: "Sikur të mos dëshiroje që unë të kem mundësi të arrij atë që e shpresoj dhe e kërkoj prej Teje, prej bujarisë së Dorës Tënde, atëherë Ti nuk do të ma mundësoje të isha i vazhdueshëm në kërkesë!" Njeriu nuk duhet të ndihet keq e i vetmuar (larg Allahut) për shkak të gjendjes që ka, ngase Ai vepron me njeriun në atë mënyrë që nuk i shëmbëllen askush në Veprat e Tij, ashtu siç nuk i shëmbëllen askush në Cilësitë e Tij. Sa herë që e privon prej një gjëje, ka për qëllim t'ia japë atë pas një kohe, nuk i dërgon sëmundje veçse e shëron prej saj, nuk i dërgon varfëri veçse pas një kohe i dërgon pasuri dhe nuk e vdes veçse që ta ringjallë pas një kohe. Kur Allahu i nxori prindërit e tu (Ademin dhe Haven) prej xhenetit, këtë e bëri që pas një kohe t'i kthejë përsëri në të në formën më të plotë (përkryer). Siç Allahu i ka thënë Ademit: "O Adem, mos u ndjej keq se të kam thënë "Dil nga xheneti!", sepse atë e kam krijuar për ty dhe përsëri do të të kthej në të!" Prandaj, Zoti i jep mirësi e dhunti robit të Tij kur e sprovon. Kur e privon nga një gjë në realitet dëshiron t'i japë diçka, kur i dërgon sëmundje në realitet do t'i japë shëndet. Andaj në origjinë njeriu kurrë nuk duhet të ndihet keq dhe i*

*vetmuar për një gjendje që nuk e pëlqen, përveç asaj gjendje e cila bëhet shkak për tërheqjen e zemërimit të Allahut mbi të apo bëhet shkak që ta largojë prej Tij.”*

Besimtari duhet që vazhdimisht të kërkojë strehë dhe të drejtohet tek Ai i Cili çështjet janë në Dorën e Tij. Kur ai e di se të gjitha çështjet e krijesave janë në mes dy Gishtave prej Gishtërinjve të Allahut, siç ka ardhur në një hadith të saktë, dhe Ai i rrotullon ato siç Ai dëshiron, se të gjitha çështjet i binden dhe i nënshtrohen drejtimit dhe sistemimit të Tij, atëherë patjetër se ai do të shpejtojë të kërkojë strehë tek Allahu dhe do të përpiqet ashtu siç i takon robit besimtar, që t'i mbështetet vetëm Atij që ta ruajë prej sherrit të vetes së tij, e pastaj ta ruajë prej veprave që shkaktojnë zemërimin dhe hidhërimin e Tij dhe që ta udhëzojë në rrugën e drejtë. Allahu thotë:

**“Kush mbahet fort pas (fesë së) Allahut, sigurisht që është i drejtuar në udhë të drejtë.”**Ali Imran 101.

Kur flet për sahabët thotë:

**“Por Allahu jua ka bërë të dashur besimin dhe jua ka zbukuruar atë në zemrat tuaja[34], ashtu siç jua ka bërë të urryer mosbesimin, shthurjen dhe mosbindjen.”** Huxhurat 7.

Andaj ne shohim se në sunetin profetik kanë ardhur lutje të shumta me të cilat Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* e ka lutur Allahun që ta forcojë dhe t’ia mundësojë kapjen e mbajtjen pas Allahut (fesë së Tij) në të gjitha çështjet, madje edhe në ato çështje për të cilat nuk na shkon mendja të lutemi. Kështu, i Dërguari *salAllahu alejhi ue selem* është lutur:

***“Më drejto në moralet më të mira ngase askush përveç Teje nuk udhëzon drejt tyre dhe largoji prej meje moralet e këqija sepse askush përveç Teje nuk mund t’i largojë!”[35]*** Muslimi.

Pra, është lutur për përmirësimin e sjelljes. Ibn Kethir rahimehullah ka thënë: “*Kapja pas Allahut dhe*

[34] Është mirësi prej Allahut kur njeriu udhëzohet e beson në Të dhe Ai ia mundëson shtimin e besimit.
[35] وَاهْدِنِي لأَحْسَنِ الْأَخْلَاقِ لَا يَهْدِي لأَحْسَنِهَا إِلَّا أَنْتَ، وَاصْرِفْ عَنِّي سَيِّئَهَا لَا يَصْرِفُ عَنِّي سَيِّئَهَا إِلَّا أَنْتَ

*mbështetja tek Ai, është baza e udhëzimit, shtylla në të cilën mbështetesh për të qenë larg devijimit e lajthitjes dhe është i vetmi shteg përmes të cilit arrin rrugën e saktë (udhëzimin e drejtë) dhe realizimin e qëllimeve."*

## Motivi i shtatëmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të dish se jenë mes dy forcave të kundërta që të tërheqin vazhdimisht dhe se je i sprovuar me to gjithnjë. Njeriun njëra forcë e tërheq drejtë shoqërisë më të lartë dhe bëhet prej besimtarëve të devotshëm (ilijuunë). Forca tjetër e tërheq drejtë shoqërisë më të ulët. Sa herë tërhiqet dhe shkon pas forcës që e tërheq lartë, ngritët nga një shkallë, derisa të përfundojë aty ku e ka vendin, prej besimtarëve që janë në shkallët më të larta. Sa herë tërhiqet dhe shkon pas forcës që e tërheq poshtë, zbret nga një shkallë, derisa të përfundojë aty ku e ka vendin, në sixhinë (prej vendeve më të ulëta). Nëse njeriu dëshiron të dijë se ku do të jetë fundi dhe vendi i tij në botën tjetër, se a do të jetë me Pejgamberët, me shehidët, me dijetarët etj., apo me ata që janë në shkallë më të ulëta, le të shikojë pozicionin e shpirtit*

*të tij në këtë botë se ku është ai. Kur shpirti largohet prej trupit pas vdekjes, ai shkon tek ajo shoqëri drejt të cilës është tërhequr sa ka qenë në këtë botë (te shoqëria e lartë e cila e ka thirrur në vepra të larta, apo e ulët e cila e ka thirrur në gjëra të ulëta). Andaj, logjikisht dhe si shpërblim do ta ketë se do të jetë me ata që i ka dashur në këtë botë. Çdokush që është i preokupuar me një gjë, ai tërhiqet për tek ajo dhe ithtarët e saj. Çdo njeri aspiron drejt atyre gjërave që i përshtaten natyrës së tij. Allahu ka thënë: "Çdokush punon në bazë të drejtimit e besimit që ka."*[36] *Shpirtrat e lartë (veprat dhe ambiciet e tyre) tërhiqen dhe shkojnë drejt gjërave të larta. Kurse, shpirtrat e ulët tërhiqen dhe shkojnë drejt gjërave të ulëta."*

Në këtë pikë ibn Kajim do të na tregojë se prej shkaqeve që nxisin në braktisjen e mëkateve, është "zgjimi (kthjellimi)" nga gjumi e dremitja në të cilën është njeriu dhe të shohë se a po tërhiqet më shumë kah e mira apo kah e keqja. Çdo njeri tërhiqet nga këto dy forca të kundërta me njëra-tjetrën, njëra e tërheq që të shkojë drejt shkallëve të larta e tjetra drejt shkallëve të ulëta. Forcat që e

---

[36] Kuran, 17:84.

tërheqin drejt shkallëve të ulëta janë shpirti i tij i cili e nxitë për të vepruar punë të këqija, shejtani dhe shokët e këqij. Nëse njeriu tërhiqet drejt të mirës atëherë ai do të shpëtojë dhe do të fitojë shumë. E nëse tërhiqet drejtë të këqijave, atëherë ai do të shkatërrohet. Kur besimtari e di këtë, se vazhdimisht qëndron mes këtyre dy forcave, është obligim të kthjellet e të përpiqet drejt forcave të mira që tërheqin pastaj në vepra të mira dhe të mos shkojë pas forcave që tërheqin drejt devijimit. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* na ka treguar se njeriu në Ditën e Gjykimit do të ringjallet me ata që i ka dashur. Varësisht se kënd e do,me atë dhe do të ringjallesh.

## Motivi i tetëmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: "*Të dish se, për të zbritur shiu i mëshirës, së pari është kusht që t'i bëhet vend*[37]*. Pastaj për të qenë bima e përkryer që mbinë aty (në zemër) është kusht që të pastrohet vendi prej shkurreve. Nëse njeriu nuk e pastron atë, atëherë shiu*

[37] Vendi- është për qëllim zemra.

*i mëshirës nuk gjen vend të zbrazur për t'u vendosur aty. E nëse i bën vend dhe zbret shiu i mëshirës, porse nuk e pastron vendin prej shkurreve (bimëve të dëmshme), atëherë ajo bimë që mbinë aty nuk do të jetë e përkryer. Madje ka mundësi që shkurret të jenë më të shumta sesa bimët. Andaj dhe zemra merr vendime (gjykon) sipas tyre (shkurreve).*[38] *Sikurse bujku i cili e përgatit tokën duke e bërë të përshtatshme për ta pranuar farën, pastaj e hedh atë dhe e pret rënien e shiun. Andaj, sa herë që njeriu e pastron zemrën e tij dhe e zbrazë prej dëshirave, qëllimeve e mendimeve të këqija (sëmundjet e zemrës), pastaj e hedh farën e dhikrit (përmendjes së Allahut), të mendimit rreth Emrave e Cilësive të Allahut, të meditimit rreth Madhështisë së Allahut, dashurisë ndaj Tij, të sinqeritetit etj., e pastaj lë të fryjnë mbi të erërat e mëshirës, pastaj pret rënien e shiut të mëshirës (kohën e zbritjes së tij), ky njeri e meriton dhe ka të drejtë të korrë një bimë të përkryer. Siç njeriu e ka mbjellë arën dhe shpreson se ka ardhur koha kur zbret shiu dhe e pret me shpresë të madhe, ngjashëm është dhe kur njeriu e ka*

[38] Llogaritet se është e atillë si shkurret përreth saj, të cilat e dëmtojnë.

*pastruar zemrën e tij dhe e mbushë me bimë të mira, pastaj pret që në të të zbresin çastet kur zbret mëshira e Allahut, sidomos gjatë kohëve dhe gjendjeve që janë të ndershme tek Allahu*[39] *dhe gjatë kohëve kur grumbullohen ambiciet, dëshirat e vullnetet e njerëzve e zemrat e tyre ngritën lartë tek Allahu, dhe grumbullimi (tubimi) është i madh sikur tubimi në ditën e Arafatit, tubimi kur kërkohet shi dhe tubimi në ditën e xhumah. Kjo ngase tubimi i njerëzve në një vend të caktuar për ta adhuruar Allahun, duke u grumbulluar në të ambiciet, dëshirat e shpirtrat e tyre, këto janë shkaqe prej Allahut të cilat detyrimisht sjellin si rezultat mirësinë dhe zbritjen e mëshirës së Tij. Ashtu siç Ai ka vendosur dhe shkaqe të tjera në këtë botë të cilat sjellin rezultatet e pasojat e tyre. Madje, këto shkaqe (që nuk i shohim) të vendosura nga Allahu për zbritjen e mëshirës së Tij janë shumë më të forta sesa shkaqet*

---

[39] Disa periudha janë më të vlefshme e më të dalluara sesa disa të tjera, siç janë përmendur në hadithe, p.sh.: muaji i Ramazanit është më i vlefshëm se muajt e tjerë, dhjetë ditët e muajit Dhul Hixhe janë më të mira se ditët e tjera, nata më e mirë është Nata e Kadrit, netët më të mira janë dhjetë netët e fundit të Ramazanit, pastaj pjesa e tretë e natës është më e vlefshme se pjesa tjetër e saj, dita e xhumah është më e vlefshme se ditët e tjera të javës etj.

*konkrete që i ka vendosur për të sjellë rezultate e pasoja, siç është: zjarri e nxeh ujin etj. Njeriu për shkak të injorancës së tij i sheh më me ndikim dhe më të forta shkaqet që i sheh (konkretet) sesa ato që nuk i sheh. Gjithashtu për shkak të padrejtësisë që ka në zemër, njeriu (si krijesë) u jep përparësi shkaqeve konkrete dhe rezultateve të tyre më shumë sesa atyre të padukshmeve. Prandaj, kur e zbrazë zemrën e tij dhe e përgatitë (përmirëson) për zbritjen e mëshirës së Allahut, ai do të shohë te vetja e tij mrekulli, ngase dhuntinë e Tij asgjë nuk e refuzon dhe nuk e kthen mbrapshtë, përveçse pengesave që janë tek ai. Sikur ai t'i largonte këto pengesa atëherë mirësitë e dhuntitë e Allahut do ta mbulonin nga të gjitha anët. Kjo është sikur shembulli i një lumi të madh, i cili kur kalon afër tokave të thata i ujitë ato dhe mbijnë bimët prej saj. Porse një tokë ka pengesa të shumta dhe të mëdha dhe uji nuk mundet ta prekë atë, kështu vazhdon të jetë e thatë, ndërsa pronari i saj ankohet pse është e thatë (nuk është pjellore), edhe sepse lumi i kalon afër."* (Porse ai është i cili i ka bërë pengesë duke mos e lënë lumin ta prekë atë, faji është te pronari, e jo te lumi).

Këtu ibn Kajim na mëson një parim madhështor në Islam që është: zbrazja vjen para mbushjes. Kështu njeriu duhet ta zbrazë zemrën e tij prej njollave të shirkut, të bidatit e mëkatit. Kjo është kusht që zemra e tij të mbushet me mirësinë, bekimin, begatinë dhe bereqetin e Allahut. Ai sjellë këtu një shembull konkret, që është: për t'u mbjellë bima, së pari duhet të përgatitet toka, të lëvrohet, të largohen bimët e dëmshme nga aty, të bëhet gati vendi duke i larguar të këqijat e dëmet që e pengojnë atë. Në këtë mënyrë, është e përshtatshme që fara të mbijë e të japë frytet. Edhe pasi mbinë e rritet, njeriu duhet të kujdeset për të, duke e ruajtur prej gjërave që e dëmtojnë, si: të largojë bimët e dëmshme që i dalin përreth, ta ruajë prej insekteve e kafshëve që e shkatërrojnë apo që e sëmurin, duke mos mundur të japë frytin e shëndoshë. Në këtë mënyrë korr një bimë të plotë përmes së cilës do të ketë dobi e mirësi të shumta. Kështu është rasti i besimtarit. Ai e ka për obligim të veprojë kështu me zemrën e tij. Së pari ta pastrojë atë prej llojeve të shirkut, bidateve e mëkateve. Pastaj ta gjallërojë me besim. Kur e bën këtë, patjetër se ky besim do të japë frytet e tij (të mira).

Pastaj duhet të përpiqet në ruajtjen e këtij besimi. Sa herë që besimi i njolloset (pakësohet) nga gjynahet, duhet ta pastrojë atë duke u penduar dhe duke kërkuar falje tek Allahu, të heqë dorë nga to e të vendosë të mos iu kthehet më. Në këtë mënyrë besimi shkon duke iu forcuar dhe pastaj zbret mëshira e bereqeti i Allahut mbi të.

## Shkaku i nëntëmbëdhjetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Të dish bindshëm se Allahu të ka krijuar të qëndrosh në një vend i cili nuk ka përfundim, nuk zhduket, se të ka krijuar për një krenari pas së cilës nuk ka poshtërim e përulje, për një siguri pas së cilës nuk ka frikë, për një pasuri që nuk ka varfëri me të, për një kënaqësi që nuk ka pas saj dhimbje dhe për një përkryerje që nuk ka pas saj mangësi. Në këtë botë njeriun e ka sprovuar të qëndrojë me një qëndrim (kalimtar) që ka pas kalimin në botën tjetër. Krenarinë që ia ka dhënë dikujt në këtë botë, këtë krenari e shoqëron dhe e pason përulja. Edhe sigurinë që ka në këtë botë po ashtu e shoqëron dhe e pason frika. Gjithashtu ngjashëm dhe pasuria, gëzimi e lumturia. Të gjitha të mirat që i*

*përjeton njeriu në këtë botë, janë të përziera dhe pasohen me të kundërtat e tyre (nuk janë të përkryera). Megjithëse kjo botë është e këtillë, ajo është kalimtare. Shumica e njerëzve kanë gabuar këtu dhe kërkojnë përhershmëri, kënaqësi, krenari, pozitë e sundim jo në vendin e duhur (duke qenë në këtë botë, e kjo është e paarritshme). Duke i kërkuar jo në vendin e duhur (në këtë botë), i humbin ato në vendin ku mund t'i arrijnë (në botën tjetër). Edhe pse shumica e njerëzve i kërkojnë, prapëseprapë nuk i arrijnë në këtë botë. E ata persona të paktë që i arrijnë, kjo është veç një kënaqësi e shkurt, që largohet (ose duke ardhur të kundërtat e tyre ose duke vdekur personi). Të Dërguarit e Allahut kanë ardhur për t'i thirrur njerëzit të kërkojnë kënaqësinë, lumturinë e mbretërinë e përhershme (në botën tjetër). Kështu që kushdo që u përgjigjet atyre, e arrin lumturinë dhe kënaqësinë më të mirë duke qenë në këtë botë. Ai që i përgjigjet atyre ka jetë më të mirë, më të bukur e më të mrekullueshme sesa jeta e mbretërve dhe e atyre nën ta, për arsye se moslakmia (zuhdi) në jetën e kësaj është mbretëri që njeriu e arrin edhe në këtë botë.*[40] *Shejtani e ka zili besimtarin*

---

[40] Kur nuk e lakmon këtë botë bëhet mbret i saj.

*për këtë mbretëri, e xhelozon shumë. Ai mundohet shumë ta pengojë të mos e arrijë këtë mbretëri në këtë mënyrë (duke mos e lakmuar këtë botë). Njeriu kur arrin të sundojë epshet, dëshirat e zemërimin e tij dhe këto pastaj e ndjekin besimin e tij (shkojnë sipas fesë), ai është mbreti i vërtetë. Ai që e ka këtë mbretëri është i lirë. Kurse, mbreti i cili i pason epshet, dëshirat e zemërimin e tij (e orientojnë), ai është rob i tyre, ndonëse është mbret. Ky është skllav edhe pse i ka rrobat e mbretit. I këtilli tërhiqet prej frerëve të epsheve dhe zemërimit të tij ashtu siç tërhiqet deveja për frerët e saj. Prandaj, njeriu i mashtruar pas shejtanit dhe jetës së kësaj bote, e shikon këtë mbret në mbretërinë e tij të jashtme, por që në brendësi ky është skllav, gjithashtu shikon në kënaqësitë që ai i përjeton (edhe nëse arrin një lloj kënaqësie), mirëpo fundi i të cilave është humbje e pikëllim. E ai që është largpamës (besimtari) nuk shikon fillimin e këtyre gjërave, por shikon në përfundimin (rezultatet e pasojat) e tyre. Kjo është mirësi e Allahut i Cili ia jep kujt të dojë. Allahu është Ai i Cili e zotëron Mirësinë e madhe."*

Në këtë pikë, ibn Kajim na bën me dije se kënaqësia dhe krenaria e vërtetë është në botën tjetër, jo në

këtë botë. Allahu i ka krijuar njerëzit të përfundojnë në një vend që nuk ka fund, i cili është i përhershëm. Besimtarët i ka krijuar për këtë, dhe gjithashtu për krenarinë që nuk lë pas përulje, për pasurinë që nuk ka varfëri pas, për sigurinë që nuk ka frikë me të etj. Këto arrihen vetëm në xhenet. Kur Allahu tregon për besimtarët pasi i fut në xhenet, thotë:

**"Lavdi Allahut, i Cili e ka larguar hidhërimin nga ne. Vërtetë, Zoti ynë është Falës dhe Falënderues. Është Ai që me mirësinë e Tij na ka pranuar në shtëpinë e banimit të përhershëm, në të cilën nuk do të lodhemi e nuk do të rraskapitemi."**[41]

Fatir 34-35.

Mirëpo, Allahu i ka sprovuar njerëzit me jetën e kësaj bote dhe kënaqësitë e shkurtra e kalimtare të saj, të cilat shoqërohen me të kundërtat e tyre. Kjo është një mbretëri që shpejt kalon e përfundon. Kur njeriu tregohet i durueshëm ndaj këtyre sprovave dhe u largohet gjërave të ndaluara që ndërlidhen me to, Allahu do t'i japë si rezultat kënaqësinë e

[41] Në xhenet nuk ka pikëllim, frikë, zemërim etj., është jetë e plotë, absolute, nuk ka lodhje e rraskapitje. Këto janë cilësi të kësaj bote.

lumturinë e përhershme, e cila arrihet në botën tjetër. Allahu thotë:

**“Kurse fatlumët, do të hyjnë në Xhenet, ku do të qëndrojnë përherë, derisa të jenë qiejt dhe Toka, veç si të dojë Zoti yt. Kjo është dhuratë e pandërprerë.”** Hud 108.

Besimtari vazhdimisht duhet t’ia kujtojë vetes kënaqësinë e përhershme e cila nuk mbaron kurrë në botën tjetër. Kur e mendon këtë, do ta dijë se kënaqësia e shkurtër e mëkatit është kalimtare, mirëpo mbeten pasojat e tij, duke u bërë shkak që Allahu ta privojë njeriun prej pozitave e shkallëve të larta në xhenet. Kur e bën këtë, patjetër se do ta sfidojë veten duke bërë rezistencë ndaj mëkateve, do të largohet prej tyre në mënyrë që të arrijë prehjen e lumturinë në botën tjetër.

## Motivi i njëzetë

Ibn Kajim rahimehullah thotë: *“Njeriu nuk duhet të mashtrohet e të besojë se vetëm dija (njohuria) rreth këtyre shkaqeve që u përmenden, do t’i mjaftojë për t’i braktisur mëkatet. Mirëpo, patjetër kësaj duhet t’i*

*shtohet përpjekja (veprimi) në braktisjen e tyre. Ajo që ia mundëson t'i zotërojë të gjitha ato (motivet e lartpërmendura), është ikja nga ato gjëra me të cilat është ambientuar t'i veprojë, sepse ato janë armiq të drejtpërdrejtë të shpëtimit dhe të përkryerjes. Nuk ka mundësi assesi të shpëtojë ai që vazhdon t'i veprojë ato (mëkate që i janë bërë pjesë e ditës, jetës). Ai duhet ta ndihmojë veten të dalë prej tyre duke ikur prej shkaqeve që çojnë në ato mëkate (e jo vetëm të ikë prej mëkateve). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:*

*"**Kush dëgjon se ka dalë Dexhali, le të ikë prej tij!**"*[42]

*Njeriu nuk ka mundësi ta ndihmojë veten me diçka në pastrimin dhe shpëtimin prej të këqijave e mëkateve më shumë sesa kur largohet prej shkaqeve e gjërave që nxisin drejt tyre. Këtu është një hile e shejtanit, prej të cilës shpëton vetëm mendjemprehti, e ajo është: paraqitja e atij shkaku (përmes të cilit e drejton kah mëkati dhe e keqja) se në të ka diçka të mirë dhe e thirr që ta arrijë atë (kështu e mashtron atë). Kur i afrohet, shejtani e gllabëron me "rrjetën" e tij (e*

[42] Mos të shkojë ta takojë, le të marrë rrugë të kundërt.

*hedh në kurth). Dhe ndihma kërkohet vetëm prej Allahut.”*

Njeriu duhet të luftojë me veten e tij në largimin e pastrimin prej të këqijave me të cilat është ambientuar. Nëse ai sprovohet me bërjen e një mëkati dhe e ka bërë gjë të zakonshme bërjen e tij, atëherë duhet të hedhë të gjithë mundin e forcën e tij në braktisjen e tij. Ajo që ndihmon më shumë në këtë, pas kërkimit të ndihmës tek Allahu, është largimi prej shkaqeve që e dërgojnë tek ai mëkat. Nëse si shkak i një mëkati është shoqëria e keqe, është obligim largimi prej saj. Nëse ai mëkat vjen si pasojë i keqpërdorimit të internetit apo TV (apo kompjuter, smartphone etj.), është obligim largimi prej tyre, e të mos mashtrohet nga fjala “përfitoj nga ato” sepse siç u tha më lartë, kjo është një hile e shejtanit të cilën e kupton vetëm largpamësi. Në rast se ndodh të përfitojë diçka prej tyre, porse nga ana tjetër janë shkaqe që ai të bie në mëkate duke iu bërë kjo një gjë e zakonshme, atëherë është obligim largimi prej tyre, si dhe atë të mirë ta gjejë në diçka tjetër, shkaku i së cilës nuk bie në ato mëkate.

Nëse njeriu e përsëritë një mëkat vazhdueshëm shkaku pse ndodhet në një vend apo ambient të caktuar, atëherë është obligim largimi nga aty. Ka ardhur në një hadith se një person ka vrarë 100 persona dhe ai shkon te një dijetar për ta pyetur se a ka pendim për të, e ai i thotë: "Po, kush ka mundësi të bëjë pengesë mes teje dhe pendimit tek Allahu?! Mirëpo mos rri në atë vend, shko diku tjetër ku ka njerëz që e adhurojnë Allahun dhe që nuk të nxisin për t'iu kthyer mëkatit tënd (vrasjes), shoqërohu dhe adhuroje Atë bashkë me ta dhe mos u kthe në vendin tënd!" Ibn Haxheri rahimehullah komenton: "*Nga ky hadith përfitojmë se penduesi i një mëkati, duhet të largohet dhe të braktisë rrethanat për shkakun e të cilave ai ka rënë në atë mëkat, si dhe të veprojë gjëra krejtësisht (të kundërta) të tjera, duke mos u bërë shkak që ta veprojë atë mëkat përsëri.*" Kështu duhet të veprojë ai i cili pretendon pendimin nga mëkatet dhe se nuk u kthehet më.

Këto ishin shkaqet të cilat i përmend dijetari ibn Kajim, të cilave secili nga ne duhet t'iu kushtojë rëndësi. Siç dhe tha në fund, duhet të përpiqemi në zbatim të motivit të njëzetë. Sa herë që shpirti të

thërret në një mëkat apo në një të kotë, kujtoja vetes këto shkaqe. Në këtë mënyrë njeriu e arrin shpëtimin dhe lartësimin në të dy botët.

Këtu mund të shtojmë edhe lutjen tek Allahu, që Ai të të udhëzojë, të të japë sukses, të ta mundësojë të jesh në rrugën e drejtë, ngase qëndrimi në këtë rrugë është në Dorën e Tij. Atij që ia ka mundësuar të lutet, ia jep përgjigjen. Allahu thotë:

**"Zoti juaj ka thënë: "Lutmuni Mua, se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të Më adhurojnë, do të hyjnë në Xhehenem të poshtëruar!"** Gafir 60.

Allahu ka premtuar se atij që i lutet sinqerisht Atij, i jep përgjigje. Njeriu ka nevojë për shtimin e lutjeve tek Allahu, të kërkojë strehë tek Ai ngase Ai është mbrojtësi e kujdestari i tij, Ai e përmirëson, Ai e udhëzon në rrugën e drejtë, njeriu ka nevojë të kërkojë strehë e mbrojtje tek Allahu që ta ruajë prej rrugëve e shkaqeve që çojnë drejt shkatërrimit e devijimit! Suksesi është në Dorën e Allahut.

## Mëkatimi- një e keqe e madhe[43]

Mëkatet kanë pasoja të rënda dhe rezultate të hidhura në të dy botët. Ato i largojnë begatitë dhe mirësitë e Allahut dhe janë shkak për zbritjen e belave e fatkeqësive. Çdo largim i mirësive është për shkak të mëkateve dhe çdo zbritje e fatkeqësive është për shkak të veprimit të mëkateve. Aliu radijAllahu anhu ka thënë: *"Nuk ka ndonjë fatkeqësi që e godet njeriun veçse për shkak të ndonjë mëkati dhe kjo fatkeqësi nuk largohet ndryshe veçse me pendim të sinqertë."* Allahu thotë:

**"Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë."** Shura 30.

Allahu nuk na dënon me sprova e fatkeqësi për të gjitha mëkatet, por për disa prej tyre. Dhe thotë:

**"Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre."** Enfal 53.

---

[43]Që këtej vijojnë transkriptimet nga ligjëratat nën serinë "Fihku i lutjeve dhe dhikreve" me titull "*Pendimi prej mëkateve para se të fillohet lutja", "Pendimi duhet të bëhet menjëherë dhe duhet të jetë i sinqertë", "Kërkimi i faljes përmendet së bashku me istigfarin" dhe "Gjendja e atyre që bëjnë istigfar".*

Kështu, kur kalojnë prej bindjes në mëkate, prej falënderimit në mohim, prej shkaqeve për arritjen e kënaqësisë së Allahut në shkaqet e meritimit të zemërimit të Tij.

Mëkatet janë shkak që njeriu ta humbasë vlerën tek Allahu. Kur e nënçmon veten me mëkate dhe e humbet pozitën tek Ai, askush nuk mund ta ngritë e lartësojë. Allahu thotë:

**“E atë që e poshtëron Allahu,**
**askush nuk mund ta bëjë të nderuar.”** Haxh 18.

Njeriu më i ndershëm dhe më fisnik është ai që ia ka frikën Allahut e që është më i devotshmi. Ai që ka pozitën më të lartë tek Ai, është ai që më së shumti i bindet dhe e adhuron Atë.

Mëkatet janë shkak që Allahu ta harrojë njeriun dhe ta braktisë atë, duke e lënë nën kujdesin e vet dhe të shejtanit. Kush mbetet në këtë gjendje, është i shkatërruar. Thotë Allahu:

**“O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç’ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju! Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri**

**të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit (ndaj Allahut).”** Hashr, 18-19.

“**të harronin vetveten”** d.m.th. t’i harrojnë dhe të mos i dinë dobitë në të dy botët dhe gjërat shpëtuese prej dënimit të Allahut, andaj sheh se mëkatari është neglizhent ndaj gjërave që i bëjnë dobi vetë atij, madje dhe i harron e i braktisë.

Atij që e ka frikë Allahun, Ai ia lehtëson të gjitha çështjet. E gjithë mirësia, prehja, lumturia dhe rehatia janë në adhurimin ndaj Allahut. E keqja, mjerimi dhe vështirësitë vijnë për shkak të mëkateve. Abdullah ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: “*Vepra e mirë bën që fytyra e njeriut të shkëlqejë, bën që në zemër të ketë dritë, që furnizimi i tij të zgjerohet, i jep forcë trupit të tij dhe bën që zemrat e të tjerëve ta duan atë. Kurse, mëkati lë nxirje në fytyrë, errësirë në zemër, pakësim të furnizimit, dobësi në trup dhe vepruesin e tij do ta urrejnë zemrat e njerëzve.*” Mëkatet lënë gjurmë dhe pasoja dëmtuese dhe nënçmuese për vepruesin e tyre, në të dy botët.

## Shpëtimi është te pendimi

Është obligim për muslimanin të ruhet nga mëkatet, duke mos i marrë ato si diçka të lehtë. Porse, të pendohet dhe të kthehet tek Allahu sinqerisht, për çdo mëkat. Nuk ka rrugë përmes të cilës arrihet shpëtimi përveçse me pendim (teube). Pendimi është: kthimi prej veprave (të brendshme e të jashtme) që nuk i do Allahu për te veprat (e brendshme dhe të jashtme) që i do Ai. Pendimi është detyrë e prerë për çdo musliman dhe muslimane. Argumentet për obligueshmërinë e pendimit janë të shumta, nga Kurani, suneti dhe konsensusi i dijetarëve.

Për ta arritur njeriu shpëtimin duhet të pendohet tek Allahu. Allahu thotë:

**"Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!"** Nur 31.

Porse, njeriu mund të llogaritet i shpëtuar nëse gjatë pendimit bën bashkë mes këtyre dy gjërave:

***a) braktisjen e mëkateve, pishmanllëkun dhe vendosjen për moskthimin në to.***

***b) kapjen pas adhurimeve dhe vendosmërinë në zbatimin e tyre.***

Muslimani nuk duhet ta shtyjë dhe vonojë pendimin për mëkatet e bëra, e t'i japë vetes shpresa të kota duke thënë: "Ka kohë, më vonë!" Ai e ka obligim të shpejtojë në pendim, ngase njeriu nuk e di se çfarë mund t'i ndodhë dhe se dera e pendimit është e hapur përderisa nuk i vije shpirti në fyt. Shumë lehtë mund të vije agonia e vdekjes duke e zënë të pa penduar. Allahu thotë:

**"Nuk pranohet pendimi i atyre që vazhdimisht bëjnë të këqija e, kur u afrohet vdekja, atëherë thonë: "Unë tani me të vërtetë po pendohem".** Nisa 18.

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

***"Vërtetë Allahu e pranon pendimin e njeriut derisa t'i vijë shpirti në fyt."*** Imam Ahmedi.

Po ashtu, Allahu nuk e pranon pendimin kur dielli lind nga perëndimi, që është një shenjë prej shenjave të Kiametit. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

“***Pendimi nuk ndërpritet derisa të lindë dielli nga perëndimi.***” Imam Ahmedi, Ebu Daudi.

Dhe thotë:

***“Vërtetë pendimi e ka një derë tek Allahu, është e madhe sa hapësira mes lindjes dhe perëndimit. Ajo nuk mbyllet derisa dielli të lindë nga perëndimi.”*** Tebaraniu.

Vonimi i pendimit është një mëkat tjetër, thonë dijetarët, për të cilin duhet të pendohesh. Ibn Kajim thotë: *“Shpejtimi në pendimin prej mëkateve është obligim i menjëhershëm dhe nuk i lejohet besimtarit ta vonojë atë. Andaj kushdo që e vonon atë, le ta dijë se i ka bërë mëkat Allahut. Nëse pendohet për mëkatet e bëra porse e vonon pendimin për to, i mbetet një pendim tjetër (për këtë vonim). Pak prej atyre që pendohen nga mëkatet u shkon ndërmend kjo gjë. Shumica mendojnë se nëse pendohen më nuk u ka mbetur asgjë para Allahut, porse në realitet u ka mbetur pendimi për vonimin e pendimit. Ajo që e shpëton besimtarin nga kjo është pendimi i përgjithshëm, për mëkatet që i di dhe nuk i di, ngase ato që nuk i di janë më të shumta sesa ato që i di.”*

Allahu na ka urdhëruar që pendimi ynë të jetë i sinqertë, i pastër, i kulluar, pa njolla në të. Ai thotë:

**“O ju, që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, që Zoti juaj t’jua shlyejë gabimet e t’ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj...”** Tahrim 8.

Ibn Kajim në librin Medarixhus salikin shpjegon se cili është pendimi i sinqertë dhe thotë se ai i përfshin tri gjëra: *“E para: të gjitha mëkatet e kaluara, e dyta: bashkimin mes vendosmërisë dhe vërtetësisë në të (të mos kesh mëdyshje në moskthimin në to), e treta: dëlirjen e pendimit prej njollave e sëmundjeve që e cenojnë të mos jetë pendim i sinqertë për Allahun. Pendimi duhet të bëhet vetëm për Allahun, prej frikës dhe madhërimit ndaj Tij, duke shpresuar shpërblimin tek Ai dhe duke pasur frikë dënimin e Tij. E jo sikur dikush që pendohet për të ruajtur autoritetin te njerëzit, apo për ta ruajtur gjendjen e tij, apo forcën, shëndetin e pasurinë, apo për ta lavdëruar të tjerët, apo ngase nuk do ta qortojnë e nënçmojnë, apo se nuk ka dëshirë ta akuzojnë mendjelehtit, apo që të arrijë një qëllim të kësaj bote, apo sepse është i paaftë për të*

*vepruar mëkate (këto janë dhe njollat që e cenojnë pendimin e sinqertë).”*

Imam Neveviu rahimehullah ka thënë: *“Dijetarët kanë thënë se është obligim për muslimanin të pendohet nga çdo mëkat. Nëse nuk pendohet, bën mëkat. Nëse mëkati është mes njeriut dhe Allahut duke mos u ndërlidhur me ndonjë të drejtë ndaj njerëzve, pendimi ka tri kushte:*

*1. Heqja dorë nga mëkati,*
*2. Pendimi (keqardhja),*
*3. Vendosja që të mos i kthehet më.*

*Nëse njëra nga këto kushte nuk ekziston, pendimi nuk është i saktë dhe nuk pranohet. Ndërsa, nëse mëkati është mes njeriut dhe njerëzve të tjerë, ka katër kushte: këto të tria që u përmenden dhe i katërti është: pastrimi nga shkelja e të drejtës ndaj tjetrit. Kështu nëse i ka marr pasuri duhet t’ia kthejë. Nëse e ka fyer në nderin e tij apo ka shpifur, ia mundëson hakmarrjen ose i kërkon t’ia falë. Nëse e ka përgojuar, i kërkon falje*[44]*. Nëse njeriu pendohet për një pjesë të*

[44] Nëse e ka fyer dhe e përgojuar, duhet t’i kërkojë falje nëse kjo nuk shkakton të keqe mes tyre (si: grindje, telashe, hasmëri etj.)

*mëkateve, pranohet pendimi për to, porse i mbetet të pendohet edhe për mëkatet e tjera të kryera.”* Rijadu salihin.

## Istigfari (kërkim falja tek Allahu)

Në shumë vende në Kuran, pendimi (teube) përmendet me kërkim faljen (istigfarin), gjë e cila tregon për një lidhje të fortë mes tyre, shembull:

**“...të kërkoni falje nga Zoti juaj e të ktheheni tek Ai me pendesë. Ai do t'ju japë të shijoni kënaqësi të bukura deri në afatin e caktuar...”** Hud 3,

“**O populli im! Kërkoni falje nga Zoti juaj dhe kthehuni tek Ai të penduar...”** Hud 52,

**“Ai ju krijoi nga toka dhe ju vuri të jetoni në të; andaj, kërkoni falje nga Ai dhe kthehuni me pendim tek Ai! Pa dyshim, Zoti im është afër dhe u përgjigjet (lutjeve).”** Hud 61, dhe

**“Kërkoni falje nga Zoti juaj e kthehuni me pendim tek Ai. Me të vërtetë, Zoti im është Mëshirëplotë dhe gjithë dashuri.”** Hud 90.

Njeriu me këto dy gjëra arrin mbrojtjen e Allahut prej të këqijave të mëkateve e pasojave të tyre. Ibn Kajim rahimehullah thotë: *"Mëkatet janë dy lloje:*

*1. Ato që janë bërë në të kaluarën, e kur njeriu kërkon falje (istigfar) për to, kërkon që Allahu ta ruajë prej të këqijave të tyre.*

*2. Ato prej të cilave ka frikë se bie në të ardhmen, këtu kërkohet pendimi, që të vendosë për të mos i vepruar në të ardhmen.*

*Kthimi tek Allahu përfshin të dy këto lloje. Mëkatari qëndron në pozitën e atij që ecë një rruge e cila e dërgon drejt shkatërrimit dhe përmes së cilës nuk ia arrin qëllimit (xhenetin). Këtu ai urdhërohet që t'ia kthejë shpinën asaj rruge dhe t'i kthehet rrugës përmes së cilës e arrin shpëtimin, e cila e dërgon drejt qëllimit të tij dhe përmes së cilës shpëton nga çdo e keqe. Andaj, pendimi veçohet me kthim tek Allahu (tek adhurimi ndaj Tij), ndërsa istigfari veçohet me largim (nga mëkatet e bëra)."* Medarixhus salikin.

Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Istigfari e nxjerrë njeriun prej veprës së urryer te vepra që është e dashur tek Allahu, e nxjerrë prej veprës së mangët për*

*te vepra e plotë dhe e ngritë prej pozitës më të ulët te pozita më e lartë. Ai i cili e adhuron dhe e njeh Allahun, çdo ditë, çdo orë dhe çast e shton dijen rreth Allahut dhe dijen rreth adhurimit ndaj Tij... Besimtari ka nevojë të bëjë shumë istigfar, natën e ditën, dhe e ka të domosdoshme të bëjë istigfar për të gjitha fjalët dhe gjendjet e tij, kur është vetëm dhe me të tjerët. Përmes istigfarit përfiton dobi e të mira të shumta, largon nga vetja dëme e pasoja të shumta dhe shton forcën e zemrës dhe të trupit."* Mexhmul Fetaua.

Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Kur njeriu e thotë fjalën La ilahe ilAllah me sinqeritet e bindje të plotë, ajo ia asgjëson shirkun e vogël e të madh, i bërë me qëllim e pa qëllim, më herët apo më vonë, fshehtas apo haptazi. Ndërsa, istigfari ia shlyen pasojat (gjurmët) të cilat i ka lënë shirku, si dhe shlyen mëkatet që janë degë të shirkut sepse të gjitha mëkatet janë degë të tij... Lëvdata më e fuqishme është thënia La ilahe ilAllah, ndërsa lutja më e fuqishme është thënia estagfirullah."*

## Disa shkaqe të faljes së mëkateve

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë: *"Allahu ka thënë:*[45]

***"O biri i Ademit, përderisa t'i më lutesh Mua dhe ke shpresë tek Unë, Unë t'i fali të gjitha mëkatet e tua dhe nuk u kushtoj rëndësi atyre. O biri i Ademit, sikur mëkatet e tua të arrijnë qiellin dhe pastaj kërkon falje prej Meje, Unë i fali të gjitha dhe nuk u kushtoj rëndësi atyre. O biri i Ademit, sikur të më takosh në Ditën e Gjykimit me mëkate sa mbushin tokën, por duke mos më bërë shirk në adhurim, Unë vij tek ti me po aq falje."*** Trimidhiu.

Ky hadith përmbledh shkaqet më të rëndësishme për faljen e mëkateve nga Allahu, që janë:

***1. Lutja tek Allahu me shpresë.*** Nëse besimtari ndodhë ta veprojë një mëkat, ai nuk duhet të shpresojë se dikush tjetër mund t'ia falë atë, përveç Allahut. Vetëm Allahu falë mëkatet.

[45] Fjalët e Allahut të thëna përmes haditheve quhen hadithe kudsij.

***2. Kërkimi i faljes tek Allahu.*** Mëkatet sado që janë të mëdha e të shumta, Allahu i fal kur njeriu i kërkon falje Atij.

***3. Teuhidi***[46]**.** Nuk ka falje për atë që nuk ka teuhid. Ai që e takon Allahun me teuhid në Ditën e Gjykimit, kjo është prej shkaqeve më madhore të faljes së mëkateve të tij. Thotë Allahu:

**"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë."** Nisa 48.

[46]Teuhidi është njësimi i Allahut në gjërat me të cilat Ai veçohet. Ai ndahet në tri lloje: teuhidi Rubbubije (njësimi i Allahut në zotërim, se Ai është Zoti, Krijuesi, Furnizuesi, Sistemuesi etj.), teuhidi uluhije (njësimi i Allahut në adhurim, se Atij i takojnë të gjitha adhurimet dhe vetëm Atij i kushtohen ato, askujt tjetër, si: namazi, kurbani, lutja, dashuria, frika, shpresa, mbështetja etj.) dhe teuhidi esma ue sifat (njësimi i Allahut në Emrat dhe Cilësitë e Tij, pa shtrembërim, pa refuzim, pa formëdhënie dhe pa përngjasim/shtrembërim).

# Dobitë nga kërkim falja

Dobitë prej istigfarit janë të shumta. Hasan el Basriu transmeton se një person iu ankua për thatësi dhe i thotë: "*Kërko falje prej Allahut*!" Vjen një tjetër e i ankohet për varfëri dhe ai i thotë: "*Kërko falje prej Allahut*!" Dhe tjetri iu ankua se kopshti i tij nuk jep fruta dhe këtij i tha njëjtë. Tjetri i ankohet se nuk ka fëmijë dhe këtij i thotë njëjtë. Të pranishëm u çuditën se i dha secilit përgjigjen e njëjtë. Dhe Hasan el Basriu thotë: "Nuk kam shtuar më shumë sesa ajo që Allahu ka përmendur në Kuran (dhe e lexon ajetin):

**"Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh, që Ai t'ju dërgojë shi të bollshëm, t'ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!"** Nuh 10-12.

Kjo në jetën e kësaj bote, ndërsa ajo që arrin në ditën e Gjykimit për shkak të kërkim faljes së bërë, janë aq të shumta sa nuk mund të numërohen, si: shpërblim, falje, mëshirë, lirim nga zjarri, shpëtimin prej dënimit etj. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

*“Lumë për atë i cili në ditën e Gjykimit, në regjistrin e veprave të tij do të gjejë istigfar të shumtë* (që e ka bërë*)!”* Ibn Maxheh.

## Kërkim falja dhe falja prej Allahut

Duhet ditur se qëllimi me istigfarin që ka këto shpërblime e rezultate të mëdha është istigfari i cili vije së bashku me mosvazhdimësinë në mëkate, në këtë rast ai llogaritet pendim i sinqertë i cili i shlyen mëkatet e kaluara. Ndërsa, kur personi bën istigfar me gjuhë porse në zemër ende nuk ka hequr dorë nga mëkati[47], kjo llogaritet thjeshtë se ai është duke e lutur Allahun për falje, lutja e tij në këtë rast është sikur lutjet e tjera që i bën tek Allahu dhe shpresohet se Ai do t’i përgjigjet asaj, mirëpo nuk e ka të sigurt faljen e atij mëkati prej Tij. Prej kushteve të pendimit është vendosmëria në moskthimin në mëkatin e bërë. Nëse kjo vendosmëri është e vërtetë pendimi pranohet, nëse i kthehet përsëri mëkatet, këtu ka nevojë për një pendim të ri dhe të kërkojë falje përsëri. Nëse gjendet njeriu në këtë

[47] Ende ka qëllimin të vazhdojë në atë mëkat.

gjendje, që sa herë bën mëkat pendohet- kjo duke hequr dorë prej mëkatit dhe duke vendosur me zemër në moskthimin në të-, dhe kërkon falje tek Allahu, i tilli meriton ta fitojë faljen tek Allahu edhe nëse mëkati dhe pendimi përsëriten. Ky pendim është i pranuar, edhe nëse mëkati përsëritet. Ndërsa, kur e vepron mëkatin dhe kërkon falje, pa u penduar (në atë mënyrë që u përmend), kjo nuk kërkon medoemos se do ta fitojë faljen e Allahut, porse kjo është prej shkaqeve që shpresohet falja, duke mos qenë gjë e sigurt se pendimi do t'i pranohet.

Njeriu kurrë nuk duhet ta humbasë shpresën në Mëshirën e Allahut, sado që mëkatet janë të mëdha e të shumta, sepse dera e pendimit dhe e faljes është e madhe dhe e gjerë. Allahu thotë:

**"Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti."**
Zumer 53.

## Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem bënte shumë istigfar

Muhamedi *salAllahu alejhi ue selem* është i Dërguari fisnik i Allahut, e megjithatë ka qenë prej atyre që ka kërkuar shumë falje dhe është penduar tek Allahu, edhe pse Ai ia ka falur mëkatet e kaluara dhe të ardhshme. Allahu thotë:

**"Ne të dhamë ty një fitore të qartë, për të t'i falur ty Allahu gabimet e mëparshme dhe të ardhshme, për ta plotësuar dhuntinë e Vet ndaj teje dhe për të të udhëzuar në rrugën e drejtë..."** Fet'h 1-2.

Ibn Kethir rahimehullah thotë: "*Askush tjetër nuk ka qenë i veçuar me faljen e mëkateve të kaluara dhe të ardhshme, përveç Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem... Ky është nderë i madh prej Allahut për të. Ai në çdo çështje të tij ka qenë i devotshëm, i bindur dhe në rrugën e drejtë. Askush nuk e ka arritur këtë nivel (të adhurimit e devotshmërisë). Për këtë, ai është njeriu më i përkryer dhe më i plotë, është zotëria i njerëzimit në të dy botët. Me gjithë këto vlera e virtyte, ai shumicën e kohës së tij e ka kaluar duke bërë istigfar.*"

*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:*

***"Vërtetë nganjëherë më mbulohet zemra, për këtë arsye kërkoj falje tek Allahu brenda ditës 100 herë."*** Muslimi.

Për mbulimin e zemrës që është përmendur në këtë hadith, dijetarët thonë se këtu është për qëllim me gjërat mubah, si: ushqimi, pija, gjumi, raportet me familjen, marrëdhëniet intime me bashkëshortet e tij. Në to nuk ka ndëshkim nëse veprohen, ngase natyra e njeriut i kërkon ato, megjithatë Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* kur ka bërë krahasim mes gjendjes kur ka qenë në adhurim dhe kur i ka vepruar këto vepra mubah (ai nuk ka vepruar mëkate), këtë e ka llogaritur si mbulim të zemrës, prandaj ka kërkuar falje për këto gjëra (mubah). E si është çështja me ne, të cilët zhytemi në mëkate të mëdha e të vogla, në dyshime e në ndalesa?! Andaj kemi nevojë të madhe për shtimin e pendimit dhe të istigfarit.

Gjithashtu Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

***"Pasha Allahun, kërkoj falje tek Ai dhe pendohem gjatë ditës më shumë se 70 herë."*** Buhariu.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu tha: “*Një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i mblodhi njerëzit (sahabët) dhe iu tha:*

***“O njerëz! Pendohuni tek Allahu, ngase unë pendohem tek Ai 100 herë brenda ditës!”*** Nesaiu.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu thotë: “*Nuk kam parë njeri i cili ka thënë gjatë ditës Estagfirullahi ue etubu ilejhi, më shumë sesa Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.*” Dhe argumente të tjera. Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* kurrë nuk i është ndalur istigfarit, edhe para vdekjes e ka bërë atë. Ai veprat e tij dhe jetën e tij e ka përmbyllur me istigfar.

# Format e istigfarit nga suneti

Format e transmetuara të istigfarit janë të shumta, prej tyre:

-thënia:

-أَسْتَغْفِرُ اللَّهَ وَأَتُوبُ إِلَيْهِ“

***Kërkoj faljen e Allahut dhe tek Ai pendohem!”***

Buhariu.

-thënia:

-رَبِّ اغْفِرْ لِي، وَتُبْ عَلَيَّ، إِنَّكَ أَنْتَ التَّوَّابُ الغَفُورُ“

***Zoti im, më fal mua dhe më prano pendimin, ngase Ti e pranon shumë pendimin (je Pranues i pendimit) dhe je Mëshirëplotë!”***

Ebu Daudi, Tirmidhiu dhe ibn Maxheh.

-thënia:

اللَّهُمَّ إِنِّي ظَلَمْتُ نَفْسِي ظُلْمًا كَثِيراً، وَلَا يَغْفِرُ الذُّنوبَ إِلَّا أَنْتَ، فَاغْفِرْ لِي
-مَغْفِرَةً مِنْ عِنْدِكَ وَارْحَمْنِي، إِنَّكَ أَنْتَ الغَفورُ الرَّحيمُ

***O Allah, unë i kam bërë shumë padrejtësi vetvetes (me mëkate), askush përveç Teje nuk i fal ato, prandaj më fal me Falje të madhe (prej Teje) dhe më mëshiro, sepse Ti je Falësi i Madh dhe Mëshirëploti!"***
Buhariu dhe Muslimi.

-thënia:

"اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي خَطِيئَتِي وَجَهْلِي وَإِسْرَافِي فِي أَمْرِي ، وَمَا أَنْتَ أَعْلَمُ بِهِ مِنِّي اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي جِدِّي وَهَزْلِي وَخَطَئِي وَعَمْدِي وَكُلُّ ذَلِكَ عِنْدِي ، اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي مَا قَدَّمْتُ وَمَا أَخَّرْتُ وَمَا أَسْرَرْتُ وَمَا أَعْلَنْتُ ، وَمَا أَنْتَ أَعْلَمُ بِهِ مِنِّي ، أَنْتَ الْمُقَدِّمُ وَأَنْتَ الْمُؤَخِّرُ وَأَنْتَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ-

***O Allah, mi fal mëkatet e mia dhe padrejtësinë, teprimin në çështjet e mia dhe ato që Ti i di më mirë! O Allah ma fal mua seriozitetin dhe humorin tim*** (ato që i kanë ndodhur kur ka qenë në këto gjendje)! ***M'i fal mëkatet e bëra gabimisht apo me qëllim! Të gjitha këto janë tek unë. O Allah, m'i fal mëkatet e kaluara dhe të ardhme, ato që i kam bërë fshehtas e hapur dhe ato që Ti i di më mirë sesa unë! Ti je Ai që i jep sukses njeriut dhe Ai që e lë mbrapa atë dhe Ti je i Fuqishëm për çdo gjë!"*** Buhariu dhe Muslimi.

-thënia:

اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي مَا قَدَّمْتُ، وَمَا أَخَّرْتُ، وَمَا أَسْرَرْتُ، وَمَا أَعْلَنْتُ، وَمَا أَسْرَفْتُ، وَمَا أَنْتَ أَعْلَمُ بِهِ مِنِّي. أَنْتَ الْمُقَدِّمُ، وَأَنْتَ الْمُؤَخِّرُ لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ-

***O Allah, m'i fal mëkatet e kaluara dhe të ardhshme, ato që i kam bërë fshehtas e ato që i kam bërë hapur, tejkalimet (teprimet) dhe ato që Ti i di më mirë sesa unë! Ti je Ai që i jep sukses njeriut dhe Ai që e lë mbrapa. Nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Teje."*** Muslimi.

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* nuk ka bërë mëkate (sa i përket mëkateve të vogla ka mospajtime mes dijetarëve), por këto kanë qenë nga gjërat mubah (të lejuara).

Forma më e plotë, më e përkryer e istigfarit është ajo që njihet "sejjid el istigfar- zotëria i kërkim faljes".

Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* ka thënë:

اللَّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي لاَ إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ، وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ، أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَيَّ، وَأَبُوءُ لَكَ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي، فَإِنَّهُ لاَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا أَنْتَ

Kërkim falja më e mirë (plotë) është kur njeriu thotë:

***"O Allah, Ti je Zoti im, nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Teje, Ti më ke krijuar dhe unë jam robi Yt (dhe Ty të adhuroj)[48]. Do t'i përmbahem aq sa të mundem besës që ta kam dhënë dhe premtimit që kam marr nga Ti. Kërkoj strehë e mbrojtje tek Ti nga të këqijat që i kam bërë! I pranoj mirësitë e dhuntitë që m'i ke dhënë dhe i pranoj mëkatet e bëra. Më fal mua, ngase askush tjetër përveç Teje nuk i fal ato!"***

Kushdo që e thotë në mëngjes duke qenë i bindur në këto fjalë, pastaj vdes para se ta arrijë mbrëmja, do të jetë prej banorëve të Xhenetit. Dhe kushdo që e thotë në mbrëmje duke qenë i bindur në këto fjalë, pastaj vdes para se ta arrijë mëngjesi, do të jetë prej banorëve të Xhenetit." Transmeton Buhariu.

Kur e themi këtë istigfar, i cili ligjësohet të thuhet në mëngjes, në mbrëmje dhe para gjumit, duhet ta themi me meditim në kuptimin e saj, jo vetëm si rutinë e gjuhës.

---

[48]Robëresha jote - أنا عَبْدَتُكَ.